# Çelësat e meditimit të Kuranit dhe suksesit në jetë

[ Albanian – Shqip – ألباني ]




**Halid ibn Abdulkerim el Lahim**

Përkthyes: Almedin Ejupi

Redaktor fetar: Dr. Sedat Islami

Redaktor gjuhësor: Jeton Koçinaj

**Përmbajtja:**

**Në këtë libër do të lexoni:**

1- Shërimi me Kuran.
2- Si ta dua Kuranin?
3- Përse e lexon Kuranin?
4- Si ta mësosh Kuranin përmendsh?
5- Rregulla për kalitjen e shpirtit.
6- Cila është rruga e afërsisë me Allahun?
7- Cili është uji i jetës së zemrës?
8- Cilat janë fshehtësitë e këndimit të zëshëm të Kuranit?
9- Raporti i mësimit përmendsh të Kuranit me meditimin.
10- Cila është rruga e shikimit të dritës së Kuranit?
11- Leximi i vëmendshëm e i rrjedhshëm dhe ndikimi i tij në meditimin e Kuranit.
12- Dhurata më e vlefshme që mund t'ia bësh fëmijës tënd.
13- Kënaqësia e të përgjëruarit. Si ta arrij atë?
14- Si t'i edukoj fëmijët e mi sipas Kuranit?
15- Cila është rruga e jetës së mirë?
16- Cila është fshehtësia e raportit ndërmjet agjërimit dhe Kuranit?
17- Përsëritja është mjet efektiv për arritjen e meditimit.
18- Mësimi pedagogjik i Kuranit dhe shkathtësia e njeriut.
19- Libër, të cilin ai që e kalon me sukses, i fiton dhjetë miliardë.

**Shkaku i shkrimit të këtij libri**

Pas përfundimit të një ligjërate dikush më pyeti:

Si mund të arrihet suksesi me Kuran?

Iu përgjigja: Kjo është një pyetje e gjerë, veçanërisht në këto ditë kur njerëzit janë sprovuar me këtë art (shkencë), që në shumicën e ligjërimeve të tyre mbështeten në librat e civilizimeve joislame. Deklarojnë se lidhur me këtë tematikë mund të flasë vetëm ai që posedon diploma dhe kurse (leksione) nga ato vende. Vazhdova: Kjo është një pyetje e rëndë dhe kam frikë se, nëse të përgjigjem lidhur me këtë me ndonjë përgjigje të shpejtë, do të tregohem i padrejtë me Kuranin. Mu për këtë medoemos duhet një sqarim i qartë e gjithëpërfshirës, që konceptet dhe termat do t'i ndërlidhte me realitetin, do të sqaronte se esenca e arritjes së suksesit është Kurani fisnik, fjala e Zotit të botëve, dhe çdo gjë tjetër jashtë kësaj duhet të jetë në përputhje me të, përndryshe refuzohet.

Kjo pyetje ishte arsyeja e shkrimit të këtij libri, në të cilin jam orvatur të shpjegoj mënyrën e arritjes së fuqisë dhe suksesit me konceptin e tij të përkryer e gjithëpërfshirës për çdo shtresë të shoqërisë dhe për të gjitha aspektet e jetës.

## Parathënie

Falënderimi i takon vetëm Allahut. Atë e falënderojmë dhe vetëm Atij ndihmë e falje i kërkojmë. E kërkojmë mbrojtjen e Allahut kundrejt të këqijave të vetvetes e kundrejt të ligave të veprave tona! Atë që Allahu e udhëzon, s'ka kush e humb, kurse atë që Allahu e humb, s'ka kush e udhëzon. Dëshmoj se nuk ka zot që meriton të adhurohet përveç Allahut, të Vetmit, që nuk ka shok, dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij. Lavdërimi dhe mëshira e Allahut qofshin për të, për familjen e për shoqëruesit e tij.

Mjeti i parë i përmirësimit të shpirtit, e dëlirjes së zemrës, për trajtimin dhe mbrojtjen nga problemet është dija. Ndërkaq, mjeti i parë i dijes është leximi dhe libri. Kësisoj, kur Allahu i Lartësuar deshi t'i udhëzojë e t'i nxjerrë njerëzit nga errësira në dritë ua zbriti librin që lexohet. Surja e parë e zbritur fillon me një fjalë madhështore, që konsiderohet çelës i reformës për të gjithë njerëzit, pavarësisht se ndryshojnë kohët apo dallojnë vendet, e që është fjala **lexo**. Prandaj, ai që e dëshiron suksesin, pastrimin dhe mirësinë, nuk ka rrugë tjetër përveç dy shpalljeve: Kuranin dhe Sunetin, duke i lexuar, duke i mësuar përmendsh dhe duke u arsimuar.

Me të vërtetë referimi drejt librit që lexohet, kuptohet dhe zbatohet konsiderohet rrugë praktike për reformë dhe avancim.

Sikur ta meditonim gjendjen e të parëve tanë të ndershëm, duke nisur nga i Dërguari, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, e deri te vepërmirët bashkëkohorë, do të vërenim se faktori i përbashkët mes tyre është falja e namazit duke e lexuar Kuranin, veçanërisht në namazin e natës. Vepra për të cilën të gjithë pajtohen dhe që nuk duhet të neglizhohet në asnjë situatë është leximi i *hizbit* (pjesës së caktuar ditore nga Kurani). Omer ibn Hatabi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Atij që fle pa e lexuar pjesën e tij apo diçka prej saj, porse e lexon ndërmjet namazit të sabahut dhe drekës, i shkruhet sikur ta ketë lexuar gjatë natës."*[1]

Kjo pa dyshim e dëshmon përkushtimin për lexim, çfarëdo qofshin pengesat apo ngatërresat, sepse ata janë të bindur thellë se kjo konsiderohet ushqim i shpirtit, që nuk mund të jetohet pa të. Ata paraprakisht kujdesen për ushqimin e zemrës kundrejt ushqimit të trupit dhe ndiejnë mungesë kur ndodh një gjë e tillë, për dallim nga neglizhuesit, të cilët e ndiejnë vetëm urinë dhe etjen fizike apo sëmundjen dhe

---

[1] *Sahih Muslim*, 1/515, 747; *Sahih Ibn Hiban*, 6/369, 2643; *Sahih Ibn Huzejme*, 2/195, 1171; *Sunen en Nesai el Kubra*, 1/458, 1464; *Sunen Ebi Davud*, 2/34, 1313; *Sunen Ebi Maxhe*, 1/426, 1343; *Sunen et Tirmidhi*, 2/474, 581.

dhimbjen e trupave të tyre, duke mos e ndier dhimbjen, etjen dhe urinë e zemrave.

Në të vërtetë leximi i Kuranit fisnik në namazin e natës konsiderohet ndër metodat më të forta për vazhdimësinë e ëmbëlsisë dhe freskisë së njëzimit (teuhidit) dhe imanit në zemër.

Leximi i Kuranit natën konsiderohet pikënisje e çdo pune tjetër të mirë, e agjërimit, sadakasë (lëmoshës), luftës në rrugën e Allahut, bamirësisë dhe ruajtjes së lidhjeve farefisnore.

Kur Allahu i Lartësuar deshi ta ngarkonte të dërguarin e Tij, Muhamedin, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, me obligimin e komunikimit dhe thirrjes së njerëzve, që pa dyshim është një barrë e rëndë, e udhëzoi drejt asaj që do t'i ndihmonte atij, e ajo është falja e namazit me Kuran. Ai i drejtohet me fjalët:

**“O ti i mbuluar (o Muhamed)! Çohu (të falesh) gjithë natën, përveç një pjese të saj, që është gjysma ose diçka më pak a diçka më shumë se ajo dhe lexoje Kuranin ngadalë dhe qartë, sepse Ne do të të dërgojmë vërtet një fjalë me peshë të rëndë. Natyrisht, adhurimi natën vepron më fuqishëm dhe fjala është më shprehëse, ngaqë ti ditën je vërtet shumë i zënë.”** (Muzzemmil, 1-7)

Në kohën tonë është shpeshtuar diskutimi rreth suksesit, lumturisë, përsosmërisë dhe fuqisë. Paralel me këtë janë shpeshtuar edhe librat, gjë që çdo autor pretendon se në

librin a në programin e tij qëndron shërimi i mjaftueshëm, ilaçi efektiv dhe se ai është libër që nuk ka nevojë për ndonjë libër tjetër. Ç'është e vërteta, kësisoj lejohet të përshkruhet vetëm një libër, e ai është Kurani i madhërishëm.

Për trajtimin e kësaj problematike (kam për qëllim largimin e njerëzve nga Kurani fisnik dhe preokupimin e disave me ata libra duke hulumtuar lumturinë dhe suksesin) vjen ky studim, që të kontribuojë rreth identifikimit të së vërtetave dhe sqarimit të hollësirave, vënies së rrugës së drejtë për metodologjinë e shëndoshë, të cilën muslimani duhet ta ndjekë në jetën e tij.

Nëse zemra e robit lidhet me Librin e Zotit të tij dhe bindet se suksesi, shpëtimi, lumturia dhe fuqia e vet qëndron në leximin e meditimin e tij, kjo pa dyshim se konsiderohet fillimi i pikënisjes drejt shkallëve të suksesit dhe shpëtimit, në këtë botë dhe në botën tjetër.

Ky studim flet rreth metodave praktike, që, me ndihmën e Allahut të Lartësuar, mundësojnë përfitimin nga Kurani fisnik. Pikërisht këto janë rregullat të cilat i kanë ndjekur edhe të parët tanë të mirë në bashkëveprimin e tyre me Kuranin e madhërishëm. Mirëpo, meqë shumica e njerëzve është shpërfillëse ndaj këtyre rregullave ose ndaj disave prej tyre, nuk ndikohet nga Kurani, rrjedhimisht nuk përfiton nga argumentet, mësimet, shembujt dhe urtësitë e tij.

Ai që i përfill këto metoda, me lejen e Allahut të Lartësuar, do të shohë se kuptimet e Kuranit derdhen tek ai, madje mund të kalojë një kohë e gjatë e nuk mund të dalë nga një ajet i vetëm për shkak të domethënieve të shumta që i hapen atij. Kjo i ka ndodhur edhe brezit të parë, ku rrëfimet në këtë kontekst janë të shumta e të njohura.

Sehl ibn Abdullah et Tusteriu, *Allahu e mëshiroftë!*, ka thënë: "Po qe se njeriut për çdo shkronjë të Kuranit do t'i jepeshin njëmijë kuptime, nuk do të mund ta arrijë skajin e asaj që e ka vënë Allahu në një ajet të vetëm nga Libri i Tij, për faktin se ai është fjalë e Allahut. Fjala e tij është atribut i Tij. Meqë Allahu nuk ka fund, as kuptimi i fjalës së Tij nuk ka fund... Secili kupton aq sa Allahu ia hap zemrën. Fjala e Allahut nuk është e krijuar, andaj fundin e kuptimeve të saj nuk mund ta arrijnë perceptimet e shpikura e të krijuara."[2]

Ky pohim është i vërtetë dhe përvoja e realiteti e dëshmojnë këtë. Sa u përket ajeteve të Kuranit të madhërishëm, si dhe jetësimit të tyre në jetën e përditshme, njerëzit dallojnë në kuptimet e në perceptimet e tyre. Madje, vetë njeriut mund t'i hapet kuptimi i disa ajeteve dhe të ndikohet prej tyre, ndërsa ndonjëherë tjetër ndalet tek ajetet e njëjta duke mos u ndikuar prej tyre. Qëndron para atyre ajeteve dhe thotë se një ditë prej ditësh jam ndikuar nga ky ajet kuranor. Ku është ky ndikim? Ku është ai kuptim?

---

[2] *Mukadime Tefsir el Besit*, el Vahidi (Disertacion doktorate), 1-34.

Me të vërtetë kuptimi dhe meditimi i Kuranit është dhuratë e Dhuruesit Bujar. Ia jep atij që është i sinqertë në kërkimin e tyre duke ndërmarrë masa që çojnë drejt tyre me seriozitet e përpjekje. Ndërkaq, ai që mbështetet në divan e jepet pas kënaqësive e epsheve të kësaj bote dhe kërkon kuptimin e Kuranit, është shumë larg.

Tematika e këtij hulumtimi nuk është një sërë teorish a hipotezash që vihen si zgjidhje e problemit që kërkon trajtim, porse janë hapa praktikë, që kanë nevojë për një proces gradual dhe të përsëritshëm derisa të arrihen rezultatet dhe frytet. Thabit el Bunani thotë: "Kam qëndruar njëzet vjet me Kuranin, porse pas njëzet vjetësh e kam shijuar atë." Atë që e ka thënë Thabit el Bunani është më se e vërtetë. Qëndro para derës derisa të të hapet. Nëse e percepton madhështinë e asaj që kërkon, kurdo që të hapet do t'i hysh në brendësi. Fjalët nuk mund ta përshkruajnë e as ta pasqyrojnë realitetin e saj.

Mirëpo, nëse nxitohesh dhe largohesh, do ta privosh veten nga një thesar i madh dhe mbase nga një rast që nuk mund ta arrish në pjesën e mbetur të jetës sate.

Jam orvatur të shkruaj një tefsir pedagogjik, përmbajtja e të cilit do të trajtonte gjëra që ndikojnë në rritjen e imanit dhe do ta shtonte përulësinë duke mos dalë nga kjo tematikë. Por, pasi fillova bashkëpunimin me dr. Ibrahim ibn Seid ed Devseriun duke konkretizuar planin dhe metodologjinë e këtij tefsiri, pasi qe shkruar pjesa teorike e hulumtimit dhe pas përpjekjes së shkrimit të pjesës

praktike të tij, vura re se, sado që do të shkruaja në këtë fushë, unë apo ndokush tjetër, nuk do të arrija të përmbushja kërkesat. Ç’është e vërteta, çdo njeri medoemos duhet të marrë nga burimi kryesor dhe të pijë drejtpërdrejt nga kroi, pa ndonjë ndërmjetës që do ta largonte nga qëllimi.[3]

Atë që po e kërkoj është metodologjia dhe rregullat për ta kuptuar Kuranin drejtpërdrejt, për t'u ndikuar dhe për të përfituar prej tij, prandaj pashë gjendjen e gjeneratës së parë, *Allahu i mëshiroftë!*, në këtë çështje. Studiova metodologjinë e tyre si bashkëvepronin me Kuranin, ndërkohë krahasova gjendjen tonë me të tyren, që njëherazi është tematika dhe subjekti i këtij studimi. Allahu është Dhënësi i suksesit dhe Udhëzues për në rrugën e drejtë.

[3] Kjo për sa i përket aspektit të dëlirjes së zemrës dhe pastrimit të shpirtit, kurse sa u përket aspekteve të tjera nga Kurani, sikur nxjerrja e dispozitave, sa për ilustrim, lexuesi ka nevojë për atë që do t’i shpjegonte dhe do t’i sqaronte ato.

**Boshti dhe problematika e hulumtimit**

Ne e besojmë dhe e vërtetojmë fjalën e Allahut të Lartësuar tek thotë:

**"Sikur këtë Kuran t'ia shpallnim ndonjë mali, ti do ta shihje atë (mal) të përulur dhe të copëtuar nga frika e Allahut. Shembuj të tillë Ne ua japim njerëzve, që ata të meditojnë."** (Hashr, 21) Gjithashtu lexojmë fjalën e Tij:

**"Allahu ka shpallur Fjalën më të bukur (Kuranin) në formën e një libri, pjesët e të cilit i ngjasojnë njëra-tjetrës dhe përsëriten. Prej tij u rrëqethet lëkura atyre që i frikësohen Zotit të tyre e, mandej qetësohen lëkura dhe zemrat e tyre, kur përmendet Allahu. Ky Libër është udhëzim i Allahut. Nëpërmjet tij Allahu udhëzon kë të dojë. Ndërsa atë që Allahu e shpie në humbje, s'mund ta udhëzojë kush."** (Zumer, 23) Dhe fjalën e Tij:

**"Kur shpallet ndonjë sure, disa prej atyre (që kanë dyshim dhe hipokrizi) thonë: "Kujt prej jush do t'ia shtojë besimin kjo sure?" Përsa u përket besimtarëve, atyre (kjo sure) ua shton besimin dhe ata gëzohen."** (Teube, 124) Ky është Kurani. Ne po e lexojmë atë, kurse ndikimin e tij, për të cilin Allahu i Lartësuar na ka njoftuar, nuk e hasim! A thua përse?

Kurani është po ai Kuran. Falë Allahut deri te ne ka arritur i ruajtur, i plotë, i mbrojtur nga shtesat apo mangësitë. Ku qëndron problemi dhe defekti?

Në çdo ndikim ka tre faktorë: ndikuesin, të ndikuarin dhe përçuesin (përcjellësin).

Ndikuesi është Kurani, ndikimi i tij është i vërtetuar, ndaj aspak nuk dyshojmë në këtë.

Mundësia mbetet te dy faktorët e tjerë: përçuesi dhe i ndikuari.

I ndikuari është zemra e pranuesit, respektivisht lexuesi, kurse përcjellësi është leximi dhe meditimi.

Hulumtimi orvatet të zbulojë problemin në të dy aspektet, si dhe propozon zgjidhjet ngritur mbi përvojat e të suksesshmëve në arritjen e ndikimit dhe efektit.

Gjithashtu, çështja e të kuptuarit është çështje që në një kohë hapet e në një tjetër mbyllet. Te një grup njerëzish kam dëgjuar ankesa të kësaj natyre. E lexon ajetin në një kohë e ndikohesh prej tij, të hapen horizontet e të kuptuarit, kurse pas një kohe i rikthehesh po të njëjtit ajet, porse nuk të kujtohet asgjë nga ato domethënie e as nuk ndien gjurmët që ka lënë më parë! Vallë, ku qëndron fshehtësia? Cilat janë shkaqet?

Studimi përpiqet t'u përgjigjet këtyre pikëpamjeve, t'i diagnostikojë dhe, me lejen e Allahut të Lartësuar, t'ua përshkruajë ilaçin ideal.

**Përmbledhja e hulumtimit**

Hulumtimi përfshin parathënien dhe dhjetë çelësa.

Parathënia flet rreth domethënies së meditimit, shenjave të tij si dhe një sqarim lidhur me disa gabime në të kuptuarit e tij.

Përmbledhja e çelësit të parë është se zemra konsiderohet aparat i të kuptuarit, i të menduarit dhe i të perceptuarit. Zemra është në dorën e Allahut të Lartësuar, që e rrotullon si të dojë, e hap dhe e mbyll kur të dojë. Hapja e zemrës ndaj Kuranit realizohet përmes dy gjërave:

E para: vazhdimësia në përgjërimin ndaj Allahut të Lartësuar dhe lutja drejtuar Atij për këtë;

E dyta: leximi intensiv rreth madhështisë së Kuranit, vlerës dhe gjendjes së të parëve tanë ndaj tij.

Çelësi i dytë përfshin gjërat që duhet ditur: vlerën e Kuranit dhe madhështinë e tij, t'i rikujtojmë synimet dhe objektivat për të cilat e lexojmë atë. Gjithnjë pyete veten: Përse e dëshiroj leximin e Kuranit? Përgjigjja le të jetë e qartë dhe e detajuar. Po të jetë e shkruar, do të ishte më mirë. Synimet thelbësore të leximit të Kuranit janë pesë: dija, të punuarit, përgjërimi, shpërblimi dhe shërimi.

Çelësi i tretë e deri tek i dhjeti flasin rreth përgjigjes së një pyetjeje të rëndësishme: Si ta lexojmë Kuranin fisnik? "Si" këtu u drejtohet formave dhe mënyrave të cilat realizojnë shkallën më të lartë të përqendrimit dhe thellimit në kuptimin e Kuranit të madhërishëm. Secili prej nesh jep e

ofron një shkallë përqendrimi e kuptimi. Këta çelësa janë: leximi të jetë në namaz, gjatë natës, nga memoria (ajo që është mësuar përmendsh), të jetë në formë recitimi, leximi të jetë i zëshëm, të përsëritet, shprehjet të ndërlidhen me kuptimet e përfundimit të sasisë që kërkohet të lexohet dhe kërkohet arritja e meditimit të Kuranit çdo javë.

Kjo është përmbledhja e këtij hulumtimi. E lus Allahun e Lartësuar të na mundësojë t'i realizojmë synimet tona, të na dhurojë dije të dobishme dhe vepra të mira! Ai është i Plotfuqishëm, Ai di më së miri. Lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të dërguarin Muhamed, mbi familjen dhe mbi të gjithë shokët e tij!

**Shënim:** Një fakt që do theksuar këtu është se suksesi në meditimin e Kuranit nuk duhet kufizuar vetëm në këta çelësa. Ata janë vetëm shkaqe, kurse rezultatet janë në dorën e Allahut, ia jep e ia privon kujt të dojë Ai. Assesi nuk duhet nënkuptuar, sa për ilustrim, nëse themi se, çelës i meditimit të Kuranit është leximi i tij gjatë natës, që leximi i ditës nuk sjell dobi dhe është i pavlefshëm. Gjithashtu, nëse themi leximi të jetë në namaz, kurrsesi nuk duhet nënkuptuar që leximi jashtë namazit nuk sjell meditim. Kufizimi dhe përjashtimi nuk është i drejtë. Kurani është tërësisht ndikues, ndikon në çdo kohë, në çdo situatë, kur të dojë Allahu. Por, këtë që po them janë vetëm forma të mbështetura në bazë të kërkimit e hulumtimit në tekstet dhe në gjendjen e të parëve. Ato janë shkaqe që i ndjek

çdokush që dëshiron të përfitojë nga Kurani në një formë më të madhe, më të përgjithshme, më të hollësishme. Janë shkaqe që ia kujtojmë atij që është i privuar nga meditimi i Kuranit, porse ai e kërkon një gjë të tillë (meditimin). Këtij i themi: merri këto masa me shpresë se Allahu kur e sheh këmbënguljen dhe sinqeritetin tënd në këtë çështje t'i çel depot e Librit të Tij, që, para botës tjetër, të begatohesh në këtë botë.

Me të vërtetë të shijuarit dhe të kënaqurit me Kuranin, për atë që i janë hapur dyert e tij, nuk krahasohet me asnjë kënaqësi e gëzim tjetër në këtë botë, mirëpo shumica e njerëzve nuk e di.

Dr. Halid ibn Abdulkerim el Lahim

Profesor i Kuranit dhe shkencave të tij në *Universitetin islamik Imam Muhamed ibn Suud*, Riad

## Hyrje

## Domethënia dhe shenjat e meditimit

### Çështja e parë: Domethënia e meditimit

Mejdani thotë: "Domethënia e meditimit është: të menduarit thellë dhe gjithëpërfshirës që çon drejt kuptimeve përfundimtare të fjalive dhe synimeve të tyre të largëta."[4]

Ndërkaq, me meditim të Kuranit nënkuptohet: "Të menduarit dhe përsiatja e ajeteve të Kuranit me qëllim të kuptimit, arritjes së domethënieve, urtësive dhe qëllimeve të tij."

### Çështja e dytë: Shenjat e meditimit

Allahu i Lartësuar në Librin e Tij i ka përmendur shenjat dhe cilësitë që e përshkruajnë realitetin e meditimit të Kuranit dhe i sqarojnë ato qartazi, ndër të cilat veçojmë:

**"Kur dëgjojnë për atë (Kuranin) që i është zbritur të Dërguarit, i sheh se si u rrjedhin lotët nga sytë, për shkak të së vërtetës që kuptuan. Ata thonë: "O Zoti ynë! Ne besojmë, prandaj na llogarit ndër dëshmitarët e Tu!"** (Maide, 83)

**"Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, fërgëllojnë dhe, kur u lexohen**

[4] *Kavaid et tedebbur el emthel li Kitabilah*, 10.

**shpalljet e Tij, u forcohet besimi dhe vetëm te Zoti i tyre mbështeteten."** (Enfal, 2)

**"Kur shpallet ndonjë sure, disa prej atyre (që kanë dyshim dhe hipokrizi) thonë: "Kujt prej jush do t'ia shtojë besimin kjo sure?" Përsa u përket besimtarëve, atyre (kjo sure) ua shton besimin dhe ata gëzohen."** (Teube, 124)

**"Thuaj: "Besoni në të (Kuranin) apo nuk besoni, ata që u është dhënë dijenia para (shpalljes së) tij, bien në sexhde me fytyrat përtokë, kur ai u lexohet, dhe thonë: "Qoftë i lavdëruar Zoti ynë! Me të vërtetë, premtimi i Zotit është plotësuar!"Ata bien me fytyrë përtokë, duke qarë dhe ai (leximi i Kuranit) ua rrit përuljen."** (Isra, 107-109)

**"Kur iu lexoheshin vargjet e të Gjithëmëshirshmit, binin duke bërë sexhde dhe qanin."** (Merjem, 58)

**"... edhe ata, që, kur paralajmërohen nga shpalljet e Zotit të tyre, nuk bëhen as të shurdhër, as të verbër."** (Furkan, 73)

**"Kur u lexohet atyre (Kurani), ata thonë: "Ne e besojmë atë. Pa dyshim, ai është e vërteta nga Zoti ynë. Vërtet, Ne edhe para tij kemi qenë të nënshtruar ndaj Zotit."** (Kasas, 53)

**"Allahu ka shpallur Fjalën më të bukur (Kuranin) në formën e një libri, pjesët e të cilit i ngjasojnë njëra-tjetrës dhe përsëriten. Prej tij u rrëqethet lëkura atyre që i frikësohen Zotit të tyre e, mandej qetësohen lëkura dhe zemrat e tyre, kur përmendet Allahu. Ky Libër është**

**udhëzim i Allahut. Nëpërmjet tij Allahu udhëzon kë të dojë. Ndërsa atë që Allahu e shpie në humbje, s'mund ta udhëzojë kush."** (Zumer, 23)

Nga ajetet e mësipërme mund t'i përmendim shtatë shenja, që janë:

1- Harmonizimi i zemrës dhe i mendjes gjatë leximit, ndërsa dëshmi e kësaj është të ndalurit duke u mrekulluar dhe duke madhëruar;

2- Të qarët nga frika prej Allahut të Lartësuar;

3- Të shtuarit e përuljes;

4- Të shtuarit e imanit, kurse provë e kësaj është përsëritja spontane e ajeteve;

5- Gëzimi dhe lumturia;

6- Rrëqethja e lëkurës nga frika prej Allahut të Lartësuar e më pas dominimi i shpresës dhe qetësisë;

7- Rënia në sexhde duke e madhëruar Allahun e Lartësuar.

Ai që ka ndonjërën apo më shumë cilësi të lartpërmendura e ka arritur gradën e meditimit dhe përsiatjes. Ndërkaq, ai që nuk e ka asnjërën prej këtyre shenjave, pa dyshim se konsiderohet i privuar nga meditimi i Kuranit dhe se ende nuk ka arritur te thesaret dhe depot e tij. Ibrahim et Tejmi, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Atij të cilin dija nuk e bën të

qajë nuk i është dhënë dija, për faktin se Allahu i Madhërishëm i ka përshkruar dijetarët me fjalët e Tij:

**"Thuaj: “Besoni në të (Kuranin) apo nuk besoni, ata që u është dhënë dijenia para (shpalljes së) tij, bien në sexhde me fytyrat përtokë, kur ai u lexohet, dhe thonë: “Qoftë i lavdëruar Zoti ynë! Me të vërtetë, premtimi i Zotit është plotësuar!”Ata bien me fytyrë përtokë, duke qarë dhe ai (leximi i Kuranit) ua rrit përuljen."** (Isra, 107-109)[5]

Është përcjellë nga Esma bint Ebu Bekër, *Allahu qoftë i kënaqur me të dytë!*, të ketë thënë: "Shokët e të Dërguarit të Allahut, kur u lexohej Kurani, ishin ashtu siç i ka përshkruar Allahu: u rridhnin lotët nga sytë dhe u rrëqethej lëkura."[6] Çdo ditë që kalon duke mos zotëruar asnjërën nga këto shenja, të privohet e të ik një fitim i madh, ndaj duhet vajtuar humbjen e asaj dite.

### Çështja e tretë: Koncept i gabuar rreth domethënies së meditimit

Fakti që shumë muslimanë i largon nga meditimi e përsiatja e Kuranit dhe nga rikujtimi i domethënieve të tij madhore është bindja në vështirësinë e kuptimit të Kuranit. Ky është një gabim në konceptimin e meditimit të Kuranit dhe largim nga synimi i zbritjes së tij. Kurani është libër i edukatës dhe arsimit, libër i udhëzimit dhe

---

[5] *Ez Zuhd*, Ibn Mubarek, 41; *Huljetul eulija*, 5/88.
[6] *Tefsir el Kurtubi*, 15/149.

largpamësisë për të gjithë njerëzit, libër i udhëzimit, i mëshirës dhe i përgëzimit për të gjithë besimtarët, libër, kuptimin dhe meditimin e të cilit e ka lehtësuar Allahu i Madhërishëm, ashtu siç thotë Ai: **"Vërtet, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë për t'u kuptuar dhe kujtuar, prandaj, a ka ndonjë që të marrë këshillë?!"** (Kamer, 17)

Ibn Hubejre, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Ndër intrigat e shejtanit është largimi i robërve të Allahut nga meditimi i Kuranit, ngase (shejtani) e di se udhëzimi është i pashmangshëm me rastin e përsiatjes së tij, duke i thënë se kjo është rrezik, derisa njeriu të thotë se unë nuk flas për Kuranin për shkak të sigurisë e devotshmërisë."[7]

Shatibiu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Fakti se Kurani konsiderohet mrekulli, se i ka shtangur elokuentët, se i ka sfiduar gojëtarët që të sillnin një të tillë, nuk e nxjerr Kuranin nga qenësia në gjuhën e rrjedhshme arabe, i lehtë për ta kuptuar atë që ka urdhëruar dhe ka ndaluar Allahu."[8]

Ibn Kajimi, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Gabon ai që thotë se Kurani ka shpjegim që nuk e kuptojmë e as nuk e dimë, por e lexojmë duke bërë adhurim me fjalët e tij."[9]

Sanani, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Ai që dëgjimin e përqendron te fjala e Allahut të Lartësuar tek thotë:

---

[7] *Dhejl Tabekat el hanabile*, Ibn Rexheb, 3/273.
[8] *El Muvafekat*, 3/805.
[9] *Et Tibjan fi aksam el Kuran*, 144.

**"Çfarëdo mirësie që bëni për shpirtin tuaj, me siguri që do ta gjeni tek Allahu. Ajo do të jetë më e mirë dhe më e shpërblyer. Kërkoni faljen e Allahut, sepse Allahu është vërtet Falës i madh dhe Mëshirëplotë."** (Muzemil, 20) e kupton domethënien e tij pa ditur se fjala ما "çfarëdo" është kushtore, fjala تقدموا "që bëni" është mënyra e shkurtuar, e shumë të tjera... Ç'e bëri Kuranin e Sunetin që mos t'ua njohim kuptimet, mos t'ua kuptojmë strukturën dhe stilin e tyre... saqë këto kanë mbetur të kufizuara sikurse hyritë syzeza që qëndrojnë në tenda... kurse neve nuk na mbetka tjetër vetëm t'i përsërisim shkronjat dhe shprehjet e tyre." [10]

E drejta dhe e vërteta në këtë çështje është të thuhet se Kurani kryesisht është i qartë, i rrjedhshëm dhe i kuptueshëm për të gjithë njerëzit, siç pohon Ibn Abasi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*: "Komentimi i Kuranit është katër llojesh: 1. Arabët e kuptojnë përmes gjuhës së tyre; 2. Askush nuk arsyetohet me mosdijen e tij;

3. E kuptojnë dijetarët; 4. E di vetëm Allahu i Lartësuar."[11] Pjesa dërrmuese e Kuranit i përket dy llojeve të para.

Numri i ajeteve kuranore që flasin për dispozitat arrin në 500 sosh, kurse numri i përgjithshëm i ajeteve në Kuran është 6236.

---

[10] *Irshadu nukad ila tejsiril ixhtihad*, 36.
[11] *Tefsir Taberi*, 1/75; *Mukadimeh Ibn Tejmije*, 115.



Të kuptuarit të premtimit dhe paralajmërimit, inkurajimit dhe kërcënimit, dijes mbi Allahun dhe Ditës së Fundit nuk i kushtëzohet njohja e termave të hollësishëm shkencorë, sintaksorë, retorikë, bazikë e juridikë. Shumica e Kuranit është e qartë, e rrjedhshme dhe e kuptueshme: arrin ta kuptojë i vogli e i rrituri, dijetari dhe analfabeti. Kur arabi nga shkretëtira e kishte dëgjuar fjalën e Allahut të Lartësuar:

**"Betohem për Zotin e qiellit dhe të Tokës, se kjo (që ju premtohet) është e vërtetë, ashtu siç është të folurit tuaj."** (Dharijat, 23) tha: "Kush e hidhëroi të Madhërishmin që të betohet?"

Kur imami gaboi teksa lexonte ajetin e sures Nahl:

**"... kështu që kulmi i saj ra mbi ta dhe dënimi u erdhi andej nga nuk e prisnin."** (Nahl, 26) duke thënë "nën ta" e jo "mbi ta", gabimin ia përmirësoi një grua e moshuar, e cila nuk dinte as shkrim e as lexim. Kurani është i qartë, i rrjedhshëm dhe i kuptueshëm. Kuptimi, meditimi e përsiatja e tij nuk janë aq të vështira sa t'i kufizojmë mendjet tona, që për çdo kuptim të tij t'u referohemi komentarëve të Kuranit. Përgjithësimi i gjykimit të asaj që është më e pakta me të tërën është koncept i gabuar dhe se konsiderohet një lloj zvarritjeje sa i përket meditimit dhe kuptimit të Kuranit.

Mbyllja e mendjeve tona nga përsiatja e Kuranit duke u argumentuar me mosnjohjen e komentimit të tij dhe të

mjaftuarit me leximin e shprehjeve të tij është derë që shejtani ia hap robit për ta larguar nga udhëzimi përmes tij.

Edhe nëse e pranojmë këtë argument, prej logjikës, vendosmërisë dhe urtësisë është që, nëse të shfaqet ndonjë paqartësi në kuptimin e ndonjë ajeti, të nxitosh e të shpejtosh në hulumtimin e domethënies dhe kuptimit të tij, e jo ta kufizosh mendjen duke lexuar pa meditim apo ta braktisësh leximin.

## ÇELËSI I PARË: DASHURIA NDAJ KURANIT

### Çështja e parë: Zemra - aparat i të kuptuarit dhe i të menduarit

Në këtë hyrje biseda shkurtimisht do të trajtohet nga dy aspekte:

1- Zemra konsiderohet aparat i të kuptuarit dhe logjikës;

2- Zemra është në duart e Allahut, të Vetmit, që nuk ka shok.

Sa i përket aspektit të parë, lidhur me këtë flasin shumë argumente. Ekzistojnë më se njëqind ajete kuranore, porse në këtë pjesë do të mjaftohem me përmendjen e vetëm tri prej tyre, të cilat kanë argumentim të qartë në këtë çështje. Ato janë:

Fjala e Allahut të Lartësuar:

**"Ne kemi vënë perde në zemrat e tyre, që të mos e kuptojnë atë (Kuranin)."** (Kehf, 57)

Fjala e Allahut të Lartësuar:

**"Vallë, a nuk kanë udhëtuar ata nëpër botë, që zemrat e tyre të mendojnë dhe veshët të dëgjojnë? Në të vërtetë, atyre nuk u janë verbuar sytë (në këto gjëra), por u janë verbuar zemrat e veta në kraharor."** (Haxh, 46)

Dhe fjala e Allahut të Lartësuar: **"Allahu nuk i ka dhënë asnjë njeriu dy zemra në kraharor."** (Ahzab, 4)

Këtu nuk është vendi për t’u zgjeruar në këtë çështje e as vënia e bazës së saj, porse synimi i vetëm është rikujtimi se zemra konsiderohet aparat i të kuptuarit, të menduarit dhe të perceptuarit, rrjedhimisht edhe kuptimi i Kuranit e meditimi (përsiatja) e tij.

Aspekti i dytë: Zemra është në dorën e Allahut, të Vetmit, që nuk ka shok. Me urtësinë dhe me dijen e Tij e hap dhe e mbyll kur të dojë. Allahu i Lartësuar thotë:

**“Dhe ta dini se Allahu ndërhyn midis njeriut dhe zemrës së tij…”** (Enfal, 24) Gjithashtu thotë:

**“Ne kemi vënë perde në zemrat e tyre, që të mos e kuptojnë atë (Kuranin).”** (Kehf, 57)

Lidhur me këtë ka caktuar shkaqe dhe mënyra. Ai që i përfill, do të jetë i suksesshëm, kurse ai që i shpërfill, do të jetë i zhgënjyer. Për këtë do të flitet në çështjet vijuese.

Teksa orvatesh ta kuptosh Kuranin, ki parasysh se zemrat janë në dorën e Allahut të Lartësuar dhe se Allahu ndërhyn midis njeriut dhe zemrës së tij. Nuk është çështja te metoda dhe mënyra, por suksesi është prej Allahut, të Vetmit. Meditimi, që ti e arrin, konsiderohet dhunti madhore nga ana e Allahut, e cila kërkon falënderim e jo mburrje. Sa herë që Allahu ta mundëson kuptimin e Kuranit e t’i hap domethëniet e tij, falënderoje të Lartësuarin dhe kërko shtim. Këtë begati atribuoja vetëm Atij, askujt tjetër, si dhe pranoje haptas e fshehtas.

**Çështja e dytë**: **Lidhja e dashurisë ndaj Kuranit me meditimin**

Është i njohur fakti se, nëse zemra dëshiron diçka, lidhet, dashurohet e përmallohet për të dhe shkëputet prej çdo gjëje tjetër. Prandaj, nëse zemra e do Kuranin, kënaqet duke e lexuar, shkrihet për ta kuptuar dhe për ta mësuar. Kësisoj arrihet meditimi i sigurt dhe kuptimi i thellë, dhe e kundërta, nëse nuk ka dashuri, atëherë interesimi i zemrës për Kuranin do të jetë i vështirë, nënshtrimi ndaj tij do të jetë i zorshëm, që do të mund të arrihej vetëm me angazhim e mundim. Të fituarit e dashurisë së Kuranit konsiderohet ndër shkaqet më të dobishme për të arritur nivele më të larta dhe më të forta të meditimit.

Realiteti e dëshmon vërtetësinë e kësaj që po them. Sa për ilustrim, ne vërejmë se studenti që ka entuziazëm, ambicie dhe dashuri për studimet e tij, arrin të kuptojë goxha shpejt e lehtë atë që i thuhet, i kryen kërkesat dhe detyrat e tij brenda një periudhe shumë të shkurtër. Për dallim nga tjetri, që pothuajse nuk është në gjendje të kuptojë atë që i thuhet pa e përsëritur dhe pa u kthyer sërish. Sheh se i kalon pjesa dërrmuese e kohës, ndërkohë ende nuk ka kryer asnjë detyrë.

**Çështja e tretë**: **Shenjat e dashurisë së zemrës ndaj Kuranit**

Për dashurinë e zemrës ndaj Kuranit ekzistojnë disa shenja, ndër to:

1- Gëzimi me takimin e tij;

2- Qëndrimi me të për kohë të gjatë pa u mërzitur;

3- Përmallimi për të kur të shtohet largimi prej tij shkaktuar për shkak të disa pengesave, e shpreson takimin me të, si dhe përpjekja për t'i eliminuar vështirësitë që mund të ndodhin në këtë drejtim;

4- Konsultimi i shpeshtë dhe bindja me udhëzimet e tij, të kthyerit tek ai kur bllokohet për çdo çështje jetësore, qoftë e vogël apo e madhe;

5- Respektimi dhe nënshtrimi ndaj tij, qoftë në urdhra apo ndalesa.

Këto janë disa ndër shenjat më të rëndësishme të dashurisë dhe shoqërimit të Kuranit. Sa herë që ekzistojnë këto, është e pranishme dashuria ndaj tij, sa herë që mungojnë, nuk ekziston dashuria ndaj Kuranit. Mosprania e disave prej tyre e zvogëlon paralelisht dashurinë ndaj Kuranit.

Çdo musliman duhet t'ia parashtrojë vetes këtë pyetje: A e dua unë Kuranin? Me të vërtetë është një pyetje e rëndësishme dhe e rrezikshme, kurse përgjigjja e saj është edhe më e rrezikshme. Është një përgjigje që bart kuptime

të shumta. Para se t'i përgjigjesh kësaj pyetjeje, kthehu te shenjat e sipërpërmendura, që përgjigjen tënde ta krahasosh me to dhe ta dallosh të saktën nga e gabuara.

Po të pyetet muslimani se a e do Kuranin, do të përgjigjej: Po! E dua Kuranin, si s'e dua? Mirëpo, a thua sa është i sinqertë në këtë përgjigje?

Si e do Kuranin kur nuk mund të qëndrojë me të as ca minuta, ndërkohë e sheh tek qëndron me orë të tëra në atë që e pëlqen dhe ia dëshiron shpirti i tij nga kënaqësitë e jetës?!

Ebu Ubejdi thotë: "Robi ta pyesë veten vetëm me Kuran. Nëse e do Kuranin, e do Allahun dhe të Dërguarin e Tij."[12]

Duhet pranuar neglizhencën nëse te ne nuk gjenden shenjat e sipërpërmendura, që më pas të përpiqemi për ndryshim. E, kjo do të sqarohet në çështjen vijuese.

---

[12] *Musanef Ibn Ebi Shejbeh*, 10/485.

## Çështja e katërt: Metodat e realizimit të dashurisë ndaj Kuranit

### Metoda e parë: Mbështetja tek Allahu dhe kërkimi i ndihmës prej Tij

Kërkimi i ndihmës prej Allahut të Lartësuar dhe lutja e Tij të të furnizojë (me dashurinë ndaj Kuranit). Njëra prej tyre është edhe lutja madhështore, ku Ibn Mesudi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Sa herë që ndonjë rob e godet dëshpërimi ose pikëllimi thotë: "O Zoti im, unë jam robi Yt, bir i robit dhe robëreshës Sate. E pranoj gjykimin Tënd ndaj meje. I drejtë është gjykimi Yt në raport me mua. Të lutem me çdo emër me të cilin e ke emërtuar Veten, e ke cekur në Kuran, ia ke mësuar ndonjërës prej krijesave të Tua apo e ke ruajtur në diturinë Tënde të fshehur. Bëma Kuranin pranverë të zemrës dhe dritë të gjoksit, shndritje për pikëllim dhe largues të dëshpërimit tim!", Allahu ia largon dëshpërimin duke ia shndërruar në gëzim."* Thanë: "O i Dërguar i Allahut! A duhet t'i mësojmë këto fjalë? Tha: *"Po, ai që i dëgjon, duhet t'i mësojë."*[13]

Çdo ditë e përsërit këtë lutje tri- a pesë-shtatë herë, si dhe kërkon kohët e pranimit të lutjes. Përpiqet që gjatë lutjes së tij të jetë i sinqertë, i përkulshëm, të kërkojë me

[13] *Musned Ahmed ibn Hanbel*, 1/391, 3712. Gjithashtu shih: *Sahih Ibn Hiban*, 3/253, 972; *Musanef Ibn Ebi Shejbe*, 6/40, 29318; *El Muxhem el Kebir*, 10/169, 10352; *Musned Ebi Jala*, 9/198, 5296; *Musned el Bezar*, 5/363… Albani e ka cilësuar sahih në *Silsile sahihah*, 1/236, 199.

këmbëngulje e butësi, me një interesim të madh, në mënyrë që t'i përgjigjet e t'i jepet. Disa njerëz këmbëngulësinë në lutje e dinë vetëm në kërkesat materiale të kësaj bote. Ndërkaq, sa u përket çështjeve fetare, lutjen e tij e vëren të zbehtë, të ftohtë, fjala është nëse lutet dhe kërkon.

Kërkim i ndihmës prej Allahut në arritjen e meditimit të Kuranit është ajo që i është përligjur lexuesit të Kuranit t'i kërkojë mbrojtje Allahut kundrejt djallit të mallkuar,[14] pastaj të thuhet bismilah-u në fillim të sureve, ngase përgjithësisht aty ngërthehet kërkimi i ndihmës prej Allahut të Lartësuar rreth meditimit të Kuranit, veçanërisht kaptinën të cilën dëshiron ta lexojë.

**Metoda e dytë: Marrja e shkaqeve**

Ndër shkaqet më të mira dhe më të dobishme në këtë rrafsh është **dija,** metoda e së cilës është leximi, respektivisht leximi rreth madhështisë së Kuranit ç'ka ardhur në Kuran, në Sunet dhe në fjalët e të parëve rreth madhërimit dhe dashurisë së tyre ndaj Kuranit.

Secilit që dëshiron ta arrijë dashurinë ndaj Kuranit i propozoj hartimin e një programi, që përmban citate nga Kurani, Suneti dhe nga fjalët e të parëve, ku do të gjejë sqarimin rreth madhërisë e pozitës së Kuranit, që do ta sistemojë në dy nivele: tekst (citat) dhe shpjegim. Tekstin

[14] Duke thënë: "Eudhu bil-lahi minesh shejtani rraxhim." Sh.p.

e mëson përmendsh dhe e përsërit, kurse shpjegimin e lexon dhe e kupton. Kësisoj arrihet ndërlidhja e domethënieve të cilat i përfshin shpjegimi me anë të shprehjeve të tekstit.[15]

Shpresoj, me lejen e Allahut, se atij që do të zbatojë këtë program, Allahu do t'ia mundësojë arritjen e dashurisë ndaj Kuranit dhe lartësimin e tij, që konsiderohet çelës thelbësor rreth meditimit dhe kuptimit të Kuranit. Çdo fjalë që thuhet në këtë tematikë lidhet me të dhe këtu qëndron sekreti, se shumica prej nesh lexon në këtë tematikë, por nuk arrin asnjë rezultat pozitiv.

Prandaj, shpeshtoje leximin e Kuranit. Lexo në vazhdimësi lidhur me gjendjen e gjeneratës së parë me Kuranin, tregimet dhe rrëfimet e tyre në këtë aspekt.

Duhet të dimë se mosdashuria e moslartësimi ynë ndaj Kuranit është për shkak të mosnjohjes së vlerës së tij. Nëse fëmijës i jepen njëqind euro, i refuzon duke kërkuar një euro. Kjo i ngjan atij që nuk ia di vlerën Kuranit: i largohet, e braktis dhe merret me atë që është më e ulët se ai.

Po të bëhej ndonjë shpallje rreth ndonjë libri se, ai që hyn në provimin e tij do të fitojë dhjetë miliardë, si do të ishte interesimi dhe përkushtimi i njerëzve ndaj këtij libri? Si do të ishte nxënia dhe përsëritja e tij...? **Mirëpo, s'ka dyshim**

---

[15] Në një veprim të tillë askush nuk mund ta zëvendësojë tjetrin, por çdokush duhet të grumbullojë citate për vetveten, me të cilat ndikohet dhe të sistemojë atë që ka tubuar në mënyrën që e shpjegova. Realizimin e këtij synimi ta mundëson edhe rileximi i këtij libri.

**se Kurani është një libër; atij që e kalon, i jepet pasuri pa kufij.**

Për shumicën e muslimanëve respektimi i Kuranit është i përgjithshëm. Kufiri i dijes së tyre është se Kurani është libër i zbritur nga Allahu, përmes leximit të tij në namaz e adhurojmë Allahun dhe ua lexojmë të sëmurëve për shërim. Ndërkaq, pakkush ka dija të hollësishme lidhur me madhështinë e pozitën e Kuranit dhe atë se ai i mundëson njeriut suksese në këtë jetë. Po sjell një shembull lidhur me këtë: Kur dëgjon për një personalitet të madh e me ndikim përgjatë historisë, te ti formohet një figurë e përgjithshme rreth tij, ndaj gëzon respekt te ti. Mirëpo, ndërsa ti lexon një libër prej 600 faqesh rreth trimërive e sakrificave të tij, rrëfime lidhur me fisnikërinë dhe bamirësinë e tij ndaj njerëzve, sukseset e të arriturat e veta, të jetosh një muaj të tërë me këtë libër duke u ndalur në çdo shkronjë, sigurisht se figura e këtij udhëheqësi apo reformatori do të të thellohet edhe më, do të shtohet dashuria dhe respekti yt ndaj tij. Ky ndikim është gjë e vërejtur që s'mund ta mohojë askush. Atëherë, përse të mos angazhohemi për shtimin e dashurisë dhe respektit tonë ndaj Kuranit fisnik dhe kapjes për të? Po qe se veprojmë kësisoj, medoemos ky libër madhështor do të na shtojë dashurinë dhe respektin ndaj Allahut Fuqiplotë. Kështu, e arrijmë pozitën dhe shkallën e të afërmve të devotshëm të Allahut, për të cilët nuk ka frikë e as nuk pikëllohen, që, nëse ndonjëri prej tyre do të betohej në Allahun, Ai do t'ia përmbushte dhe do t'ia realizonte ambiciet.

## ÇELËSI I DYTË: SYNIMET NË LEXIMIN E KURANIT

### Parathënie: Paralajmërim rreth rikujtimit të synimeve të leximit të Kuranit

Nëse e pyet shumicën e njerëzve përse e lexojnë Kuranin, do të të përgjigjen se leximi i Kuranit konsiderohet ndër veprat më të vlefshme, leximi i një shkronje shpërblehet me dhjetë të mira, e mira dhjetëfishohet. Kështu, e kufizon veten vetëm në synimin dhe objektivin e shpërblimit, kurse objektivat dhe synimet e tjera i harron.

Atë që angazhohet rreth nxënies përmendsh të Kuranit e vëren tek lexon Kuranin që ta përforcojë memorizimin. Kështu, synimi është i kufizuar në forcimin e shkronjave dhe formave të fjalive. Atij i kalojnë domethëniet madhështore e ndikuese pa i vënë re. Nuk i ndjen e nuk i përjeton ato ngase ambicien e tij e ka kufizuar duke e përqendruar mendjen te shkronjat, ndaj iu është larguar domethënieve. Për këtë shkak e vëren se e ka nxënë Kuranin përmendsh, por nuk vepron në përputhje me të e as nuk është stolisur me moralin e tij.

Sinkronizimi i mendjes me synime e objektiva të shumtë është një proces që kërkon vëmendje, qëllim dhe përqendrim.

Sa më shumë qëllime e synime të ketë një veprimtari që e ushtrojmë, aq më shumë do të shpërblehet dhe do të lërë gjurmë te vepruesi. Sa për ilustrim, lëmosha ndaj të afërmve konsiderohet lëmoshë dhe njëkohësisht mbajtje e

lidhjeve farefisnore, ose mirëmbajtja e familjes konsiderohet mirëmbajtje dhe lëmoshë.

Leximi i Kuranit ngërthen pesë objektiva dhe synime. Të gjitha janë madhore. Secila prej tyre është e mjaftueshme që muslimanin ta nxisë të shpejtojë drejt leximit të Kuranit, të intensifikojë punën me të dhe ta shoqërojë më tepër. Pesë synimet e leximit të Kuranit janë: shpërblimi, lutja, shërimi, dija dhe puna.

Sa herë që muslimani e lexon Kuranin duke i kujtuar pesë synimet së bashku, do të ketë dobi dhe shpërblim më të madh nga Kurani. I Dërguari, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, thotë: *"Veprat shpërblehen sipas qëllimeve dhe se çdo njeriu do t'i takojë ajo që ka pasur për qëllim."*[16]

Atë që e lexon Kuranin duke synuar dije, Allahu e furnizon me të. Atij që e lexon duke synuar shpërblim, do t'i jepet shpërblimi. Ibn Tejmije, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Atij që e mediton Kuranin duke e synuar udhëzimin, do t'i qartësohet rruga e vërtetë."[17]

Kurtubiu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Robit që e dëgjon Librin e Allahut të Lartësuar dhe Sunetin e të Dërguarit të Tij, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, me nijet të sinqertë, ashtu siç do Allahu, Ai do t'ia mundësojë kuptimin e duhur dhe do t'i bëjë dritë në zemër."[18]

---

[16] *Sahihul Buhari*, 1/3, 1; *Sahih Muslim*, 3/1515, 1907.
[17] *El Akide el Uasitije*, f. 103.
[18] *Tefsir el Kurtubi*, 11/176.

Ndërkaq, atij që e lexon Kuranin duke e synuar suksesin, Allahu do t'ia lehtësojë suksesin.

**Synimi i parë: Leximi i Kuranit për të nxënë dije**

**Çështja e parë: Rëndësia e këtij synimi**

Ky konsiderohet synim i rëndësishëm dhe objektivi më i madh i zbritjes së Kuranit, i urdhërimit të leximit të tij, madje edhe përgatitjen e shpërblimit për lexim. Allahu i Lartësuar thotë: **“Ky (Kuran) është një libër i bekuar, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed), për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t’u këshilluar me të mendarët.”** (Sad, 29)

**“A nuk përsiatin ata për Kuranin! Sikur ai të mos ishte prej Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie.”** (Nisa, 82)

**“Vallë, a nuk kanë medituar ata mbi Fjalën (Kuranin) apo atyre u ka ardhur ajo që nuk u kishte ardhur të parëve të tyre?”** (Muminun, 68)

**“Vërtet, këtu ka këshillë për këdo që ka zemër, dëgjon me vëmendje dhe dëshmon.”** (Kaf, 37)

Ibn Mesudi, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Nëse doni dije, kërkojeni në Kuran sepse aty është dija e të mëparshmëve dhe e të mëvonshmëve."[19]

---

[19] *Musanaf Ibn Ebi Shejbe*, 6/126.

Hasan ibn Ali, *Allahu qoftë i kënaqur me të dytë!*, thotë: "Ata që qenë para jush e panë Kuranin si mesazhe nga Zoti i tyre dhe i meditonin ato gjatë natës, kurse i kërkonin gjatë ditës."[20]

Mesruk ibnul Exhde, tabiin i madh i Kufes dhe njeriu më i ditur rreth dijes së sahabëve, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Përgjigjet e çdo gjëje për të cilën i pyesim shokët e të Dërguarit të Allahut i gjejmë në Kuran, por dija jonë rreth tyre është e kufizuar."[21]

Abdullah ibn Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të dytë!*, thotë: "Jetuam mjaft gjatë. Ndonjërit prej nesh i jepej imani[22] para Kuranit.[23] Me t'i zbritur ndonjë sure Muhamedit, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, e mësonim të lejuarën dhe të ndaluarën, urdhrat dhe ndalesat dhe çfarë duhet të ndalohet tek ajo. Më pas kam parë njerëz që Kurani u jepej para imanit: e lexonte Librin nga fillimi deri në fund pa i ditur urdhrat e ndalesat e tij dhe ku duhet të ndalet tek ai. E lexon me shpejtësi sikurse ta hidhte rërën."[24]

---

[20] *Et Tibjan*, Neveviu, f. 28.
[21] *Shuab el iman*, Bejhekiu, 5/231.
[22] Atë që përmbanin ajetet kuranore nga dija për Allahun dhe Ditën e Fundit.
[23] Thjesht vetëm leximi i shprehjeve të tij.
[24] *Mustedrek ala sahihajn,* 1/91; *Sunen el Bejheki el Kubra*, 3/120.



Hasan el Basriu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Allahu do që çdo ajet që e ka zbritur të dijë për kë ka zbritur dhe ç'është dëshiruar me të."[25]

Abdullah ibn Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të dytë!*, thotë: "Kujdesuni për Kuranin. Mësojeni dhe mësojani djemve tuaj ngase do të pyeteni për të, me të do të shpërbleheni dhe i mjafton për këshillë atij që logjikon."[26]

Hasan el Basriu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Lexuesit e Kuranit ndahen në tri grupe: Njëri grup e konsideron mall, prej të cilit ha. Grupi i dytë i lexon shkronjat e tij, porse ia nëpërkëmb dispozitat, përmes tij (Kuranit) polemizon me banorët e vendeve të veta dhe i josh udhëheqësit. Ky lloj i bartësve të Kuranit është shtuar, mos i shtoftë Allahu. Ndërkaq, grupi i tretë iu drejtua ilaçeve të Kuranit për t'i kuruar sëmundjet e zemrave të tyre. Me të qëndrojnë të shtangur nëpër mihrabet e tyre, përkulen dhe ndiejnë frikë e përkushtim. Me të tillët Allahu i Lartësuar e lëshon shiun dhe me ta ndihmon kundër armiqve. Për Zotin, bartësit e tillë të Kuranit janë më të vlefshëm sesa ari safi."[27]

Ahmed ibn Ebil Havari, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Lexoj dhe vështroj ndonjë ajet kuranor dhe mrekullohem me të, porse habitem me hafëzët e Kuranit se si e pëlqejnë gjumin. Si mund të preokupohen me diç të kësaj dynjaje,

---

[25] *Tefsir el Kurtubi*, 1/26.
[26] *Kenzul Umal*, 23; *Mushkilul Athar*, Tahaviu, 1/171.
[27] *Ibn Xhevzi fil Ilel*, 1/110.

ndërkohë e lexojnë fjalën e Allahut. Sikur të dinin çfarë po lexojnë e ta kuptonin hakun e tij, do të ndienin kënaqësi dhe do t'u ikte gjumi nga gëzimi i asaj me çka janë furnizuar."[28]

**Çështja e dytë: Dijen që e kërkojmë nga Kurani**

Cila është dija që e kërkojmë nga Kurani? Industria? Bujqësia? Administrata? Dija e fesë? Dija e kësaj bote?

Lidhur me këtë çështje të rëndësishme, me ca vargje të bukura, na përgjigjet Ibn Kajimi, *Allahu e mëshiroftë!*, tek thotë:

*Dija është tri llojesh, të katërt s'ka, e vërteta mbetet plot kthjelltësi:*

*(1) Dija për cilësitë, veprat e Allahut dhe për emrat e të Mëshirshmit pa kufi,*

*(2) Urdhëresa e ndalesa që janë fe e Tij dhe (3) shpërblimi në Ditën e kthimit në përjetësi.*

*Dhe të gjitha këto gjenden në Kuran dhe në udhëzimet e atij që me Kuran u dërgua.*

Ne duam dije që sjell sukses në jetë, që sjell lumturi, jetë të mirë e të rehatshme, që sjell furnizim të bollshëm e të lejuar, që sjell siguri në këtë botë dhe në botën tjetër. Dije që prodhon vullnetin dhe vendosmërinë, që zhduk çdo

[28] *Letaif el Mearif*, f. 203.

fenomen të dështimit e të mossuksesit në të gjitha poret e jetës. Ajo është dija mbi Allahun e Lartësuar dhe dija mbi Ditën e Fundit. Dija mbi Allahun e Madhërishëm rezulton me kërkimin e faljes nga Ai, ashtu siç thotë Allahu: **"Dije se nuk ka zot tjetër përveç Allahut! Kërko falje për gjynahun tënd."** (Muhamed, 19) Dija që e pason kërkimin e faljes dhe nxit në të është dije që çon drejt suksesit. Kjo dije është dija e fjalës *La ilahe il lallah* (nuk meriton të adhurohet me meritë askush tjetër përveç Allahut).

Ibn Abasi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, në komentimin e fjalës së Allahut të Lartësuar: **"Në të vërtetë, nga robërit e Tij, Allahut i frikësohen vetëm dijetarët, (që e dinë se) Allahu është vërtet i Plotfuqishëm dhe Falës."** (Fatir, 28) thotë: "Ata janë që dinë se Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë."

Fjala *dije* është term shumë i gjerë dhe kuptimplotë. Është një term tërheqës, ku secili zgjedh për veten e vet duke konsideruar se gjëja tjetër nuk është dije. Specialistët e dijeve të kësaj bote dituritë e tyre i quajnë shkencë, kurse shkencat e tjera, përfshirë edhe shkencat fetare, i quajnë letërsi etj. Tërë kjo llogaritet shkencë dhe se çdo njohuri është shkencë. Fushat e saj janë të shumanshme, ndaj ato përcaktohen dhe themi filan shkenca. Mirëpo, nëse thuhet dhe përgjithësohet shkenca te muslimanët, e sidomos në Kuran e Sunet, atëherë është për qëllim shkenca e njohjes së Allahut, emrave dhe cilësive të Tij. Gjithashtu, te njerëzit dominon kufizimi i kësaj dijeje në një kategori të vetme, që është dija mbi hallallin dhe haramin (të lejuarën dhe të

ndaluarën). Ky është një gabim i përhapur. Kështu, çdo dije të përmendur në Kuran dhe në Sunet e kufizojnë në dijen e çështjeve të degëzimit (fikhut) ose në shkencën e besimit në çështjet në të cilat ka mospajtime, kurse në bazat në të cilat ka pajtueshmëri ky term largohet. Madje vëren edhe dikë që polemizon në këtë të vërtetë. E drejta është të thuhet se dijetar i vërtetë është ai që ia ka frikën Allahut të Lartësuar, edhe nëse nuk di të shkruajë emrin e vet. Siç është thënë:

*Kryedije është frika e vërtetë prej Allahut e jo të thuhet për ty se ke udhëhequr drejt.*

Abdullah ibn Mesudi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë: "Si dije mjafton frika prej Allahut, kurse si injorancë largimi nga rruga e drejtë dhe mashtrimi."[29]

**Çështja e tretë: Mënyra e realizimit të këtij synimi**

Ndër gjërat që ndihmojnë në realizimin e këtij synimi është ta lexosh Kuranin siç e lexon studenti librin e tij natën e provimit, me vëmendje e përqendrim. Të jetë sikurse leximi i atij që përgatitet të hyjë në provim të hollësishëm. Vërtet, ne në këtë botë jemi të sprovuar me Kuranin. Prej nesh ka të atillë që janë seriozë, aktivë, që e lexojnë këtë libër në vazhdimësi, kështu që përgjigjet e tyre janë të shpejta, të qëndrueshme. Porse, prej nesh ka që janë

[29] *Miftah dar es seadeh*, 1/51.

neglizhues, të pavëmendshëm, të shkujdesur, që, nëse pyetet për diçka nga Kurani, përgjigjet: ah, ah! Nuk e di!

Ta lexosh Kuranin ashtu siç e lexon administratori rregulloren e punës me të cilën e sistemon punën e vet, që i cakton përgjigjen për çdo sjellje, si dhe ka nevojë t'i referohet asaj (rregullores) çdo ditë. S'ka dyshim se administrator i suksesshëm është ai që e di përmendsh rregulloren, e kupton hollësisht dhe në detaje, si dhe me të krijohen suksese në administratë dhe në udhëheqje.

Kurani është libër kah i cili medoemos duhet kthyer në çdo situatë të jetës sonë. Ai që dëshiron të jetë person i suksesshëm në jetë, le ta mësojë përmendsh dhe le t'i kuptojë tekstet e tij, në mënyrë që t'ia mundësojë përgjigjet e menjëhershme, të shpejta dhe të sakta në çdo situatë që kalon në jetën e tij.

Në Kuranin fisnik janë përmendur një sërë fragmentesh e shembujsh të të suksesshmëve:

Prej të cilave përgjigjja e Profetit, *sal-lallahu alejhi ue selem*, dhënë Ebu Bekrit, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, duke qenë ata të dy në shpellë:

**"Mos u mërzit, se Allahu është vërtet me ne!"** (Teube, 40) Përgjigjja e Musait, *alejhi selam*, popullit të tij:

"**Ai tha: "Kurrsesi! Në të vërtetë, me mua është Zoti im. Ai do të ma tregojë rrugën."** (Shuara, 62) Gjithashtu, përgjigjja e Jusufit, *paqja e Zotit qoftë mbi të!*, kur qe thirrur për imoralitet: **“Allahu më ruajt! Me të vërtetë,**

**Zoti im ka treguar kujdes për mua dhe, pa dyshim, keqbërësit nuk do të shpëtojnë kurrë.”** (Jusuf, 23) Pa dyshim se këto janë kundërpërgjigje të shpejta, të pranishme dhe të fuqishme në momentet më të vështira që mund të kalojë njeriu, ku mendjet e njerëzve dalldisen. Me të vërtetë kjo është qëndrueshmëri dhe stabilitet për ata që kanë nxënë përmendsh dhe kanë kuptuar domethëniet e Librit të Zotit të tyre.

**Çështja e katërt: Zbatimi i synimit të dijes**

Ndër zbatimet e synimit të dijes është të vësh në mendjen tënde kuptime dhe pyetje të caktuara, përgjigjen e të cilave i kërkon në Kuran, sa për ilustrim: ai që ecën rrugës i shkujdesur ose që ecën duke kërkuar një qëllim të caktuar, vërehet, fjala vjen, ne ecim rrugës shpesh dhe nuk i kushtojmë vëmendje një dyqani të caktuar derisa të kemi nevojë për të, atëherë fillojmë të përqendrohemi, të hulumtojmë dhe ta zbulojmë. Po të pyeteshim para kësaj se a ekziston në filan lagjen ndonjë librari, do të përgjigjeshim me jo dhe do të vërtetonim se nuk ekziston, por ja që ekzistuaka, porse nuk i kemi kushtuar vëmendje, edhe pse kemi kaluar pranë saj me qindra herë.

Çdo çështje, rast a situatë që të kalon, pyete veten: Ku është përmendur në Kuran? A është cekur në Librin e Allahut të Madhërishëm?

Sa kemi lexuar a kemi dëgjuar për atë që është habitur për moskuptimin e ndonjë ajeti kuranor me zemrën e tij tek thotë: Ky ajet u gjendka në Kuran? Sikur po e dëgjoj për herë të parë![30]

Është e vërtetë se leximi i domethënieve të ajeteve është një çështje krejtësisht tjetër nga leximi i shprehjeve. Harrimi i domethënieve dhe mungesa e tyre është një çështje që ndodh, ndonëse shprehja ekziston, gjuha e shqipton dhe e përsërit.

**Çështja e pestë: Kurani dhe Programi Neuro-Linguistik (NLP)**

Dr. Muhamed et Tekriti thotë: "Sikur Milton H. Erickson[31] ta njihte arabishten dhe ta lexonte Kuranin, do të gjente atë që kërkonte teksa orvatej që këtë ta arrinte përmes përdorimit të gjuhës në ndikimin e pavullnetshëm të njeriut, ndikim i cili i përngjan magjisë, që në të vërtetë nuk është magji. Janë magjepsur arabët, besimtarët dhe jobesimtarët, kurse në fillim nuk e dinin arsyen e kësaj."[32]

Me këtë rast u bëj thirrje të gjithë atyre që merren me këtë shkencë duke kërkuar lumturinë, fuqinë dhe suksesin, që këto t'i kërkojnë në Kuran dhe t'i përqendrojnë përpjekjet

---

[30] Referoju kasetës me titull "Agjërimi i zemrës", dr. Halid el Xhubejr, në të përmend fjalët: "Një ajet e kam lexuar dhe e kam dëgjuar dyzet vjet, por e kam kuptuar sot."
[31] Një ndër themeluesit e Programit Neuro-Linguistik (NLP).
[32] *Afak bila Hudud*, f. 201.

dhe mendimet për lidhjen e njerëzve me Kuranin madhështor, i cili është zbritur vetëm për të realizuar fuqinë dhe lumturinë njerëzore, për t'i çliruar ata nga adhurimi i epsheve e i tekeve dhe të gjitha pikat e dobësisë së tyre për t'i mësyrë shkallët e fuqisë dhe suksesit në format më të larta dhe më të avancuara.

Qëllimi i këtij hulumtimi nuk është të zgjerohemi në këtë çështje, por e preka për shkak të raportit që ka me meditimin e Kuranit dhe se kjo çështje konsiderohet ndër faktorët më të dukshëm që e vërteton rëndësinë e njohjes së çelësave të meditimit të Kuranit dhe përfitimit prej tij në jetë."[33]

**Çështja e gjashtë: Përse thirrja (daveti) të mos jetë me Kuran?**

Sikur të meditonim dialogun e të Dërguarit të Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, me ata që i ftonte në Islam dhe ç'u thoshte atyre, do të vërenim se në të shumtën e rasteve mjaftohej me leximin e ajeteve nga Kurani fisnik dhe kjo zgjonte ndikim të madh në shpirtra. Leximi i të Dërguarit të Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, ndonjë prej ajeteve kuranore e joshte jobesimtarin, hipokritin dhe politeistin dhe ia sqaronte të vërtetën. Askush nuk thotë se kjo është

[33] Lidhur me këtë çështje kam veçuar një studim me titull: "Programi Neuro-Linguistik apo dëlirja shkencore e shpirtit. Cila është më afër suksesit", e lus Allahun ta lehtësojë shkrimin e tij.

ekskluzive për Pejgamberin, *paqja e Zotit qoftë mbi të!*, por është e mundshme për çdokënd që ecën dhe e pason rrugën e tij. Madje, ai me këtë i përgjigjet Zotit të tij të Lartësuar, i Cili e ka urdhëruar këtë, duke thënë:

**"Prandaj këshillo me Kuranin këdo që ka frikë paralajmërimin Tim!"** (Kaf, 45) Gjithashtu, me fjalët e Tij:

**"Nëse ndonjë nga idhujtarët kërkon mbrojtje nga ti (Muhamed), mbroje, në mënyrë që të dëgjojë fjalën e Allahut."** (Teube, 6)

**"Ky është një Kuran, që Ne e kemi ndarë pjesë-pjesë, që ti t'ua mësosh njerëzve pak nga pak, duke e shpallur atë kohë pas kohe."** (Isra, 106)

**"Dhe të këndoj Kuranin. Kushdo që merr rrugën e drejtë, e bën për dobi të vet. Ndërsa atyre që devijojnë, ti thuaju: "Unë jam vetëm paralajmërues."** ( Neml, 92)

Përse bisedat, hutbet (fjalimet) e këshillat tona të mos sillen nëpër orbitën e ajeteve kuranore? Të fillojmë të argumentojmë me to për çdo gjë që dëshirojmë t'ua komunikojmë të thirrurve, qoftë edukim apo arsim.

Ndokush mund të justifikohet duke thënë: "Kjo që po flet është e vështirë. Ne shohim njerëz që ndikohen më tepër me tregime, shembuj e modele të drejtpërdrejta sesa me Kuranin.

Them: Pikërisht ky është thelbi i problemit që dëshirojmë ta trajtojmë në këtë studim. Përse ndikohemi me tregime e përralla e nuk ndikohemi me ajetet e Kuranit?

Disa thirrës, që i shpeshtojnë tregimet, arsyetohen me fjalët: Njerëzit nuk munden ose nuk kuptojnë, ndërsa ne ua përafrojmë çështjen me tregime, rrëfime e histori që ndikojnë në zemrat e tyre. Kjo nuk është e vërtetë. Defekti qëndron te vetë thirrësi e jo në formë a metodologji. Defekti nuk është te njerëzit, por, kurdo që thirrësi e ndien madhështinë e Kuranit, jeton me të, e njeh atë, ndaj ndikimi i leximit të disa ajeteve nuk mund të krahasohet me ndikimin e ndonjë tregimi, anekdote ose ngjarjeje. Provoje, do ta vësh re.[34]

U drejtohem edukuesve, pedagogëve, përgjegjësve të zyrave të thirrjes, grupeve të mësimit të Kuranit përmendsh t'i përqendrojnë përpjekjet e tyre në këtë çështje me forma e mënyra të ndryshme duke ofruar ushtrime, mësim individual, që pranuesin e çon drejt synimit të përsosjes së këtyre dhjetë çelësave paralel mundësisë, ngase në këtë ka ndjekje të të Dërguarit të Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*, kursim të kohës, përpjekjeve dhe pasurisë që shpenzohen

---

[34] Dikush polemizon në këtë çështje përkundër qartësisë dhe vërtetësisë së saj. Ai që ende është në dyshim, le ta lexojë librin: "Përmes Kuranit e përqafuan Islamin", të autorit Abdulaziz Sejid Hashim. Le të lexojë biografinë e të Dërguarit, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*, biografinë e shokëve të tij me meditim e përsiatje, do t'i sqarohet e vërteta. Kur tregohemi neglizhues në zbatimin e këtyre çelësave, atëherë kjo na ndodh neve, nuk ndikohemi me të e as nuk mund të ndikojmë, por ndjekim rrugën e tregimit, poezisë, ngjarjes, anekdotës etj., që i quajmë mjete të thirrjes.

në rrugën e thirrjes dhe reformës. Në këtë ka ilaç të fortë, me efekt të shpejtë dhe afatgjatë.

Çdo formë e thirrjes medoemos duhet të ndërlidhet drejtpërdrejt me Kuranin. Nëse realizon kuptimin dhe ndikimin e Kuranit, atëherë preferohet të aplikohet. Ndërkaq, nëse ndodh e kundërta, atëherë braktisja e saj është më mirë dhe më parësore.

Preokupimi me shkrimet e njerëzve dhe kërkimi i shëndetit, shërimit psikik dhe fuqisë morale prej tyre janë të ngjashme me mënyrën e të ushqyerit fizik: kufizohen me ushqime që kënaqin shijen dhe karakterin, ndërkohë shkatërrojnë dhe e prishin trupin.

**Çështja e shtatë: Kurani i ngjall zemrat sikurse uji tokën**

Allahu i Lartësuar thotë:

**"Dijeni, se Allahu e ngjall tokën pas vdekjes së saj! Ne ju sqarojmë shpalljet, në mënyrë që ju të kuptoni!"** (Hadid, 17) Ky ajet ka ardhur pas fjalës së Allahut të Madhërishëm:

**"A nuk ka ardhur koha për besimtarët e vërtetë, që zemrat e tyre të përulen para këshillave të Allahut dhe para të Vërtetës që Ai ka shpallur e të mos bëhen si ata, që iu është dhënë Libri më parë?! Me kalimin e një kohe të gjatë, zemrat e tyre u ngurtësuan dhe shumë syresh janë të pabindur."** (Hadid, 16) Kjo sinjalizon se gjallërimi i zemrave bëhet me përmendjen e Allahut të Lartësuar dhe me të vërtetën që Ai ka shpallur, që është Kurani, ashtu siç



gjallërohet toka e vdekur me ujë. Malik ibn Dinari, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Ç'ka mbjellë Kurani në zemrat tuaja, o lexues të Kuranit? Vërtet, Kurani është pranverë e besimtarit ashtu siç është shiu pranverë e tokës."[35]

Kjo çështje është e qartë dhe e dukshme. Ndër faktet e dukshme të kësaj çështjeje është edhe pastrimi i zemrave dhe zbutja e tyre që e hasim gjatë muajit Ramazan, tek përsëritet dhe shpeshtohet dëgjimi dhe leximi i Kuranit. Më pas vëren se kjo jetë, që zemrat përjetuan gjatë muajit Ramazan, fillon të shuhet pas Ramazanit kur shkëputen nga Kurani fisnik.

Prandaj, ai që e dëshiron gjallërimin e zemrës duhet ta ujitë me pranverën e zemrave, Kuranin, me sasi dhe forma të përshtatshme për ringjalljen e jetës, siç do të flitet gjerësisht gjatë këtij studimi.

**Çështja e tetë: Qëndrim në një ajet**

Allahu i Madhërishëm thotë:

**"Allahu u ka dhënë besimtarëve dhuratë të madhe, kur u solli një të dërguar nga gjiri i tyre, i cili ua lexon shpalljet e Tij, i pastron nga gjynahet dhe u mëson Librin (Kuranin) e urtësinë (diturinë e thellë fetare), edhe pse më parë, me të vërtetë, ata ishin në rrugë krejt të gabuar."** (Ali Imran, 164)

---

[35] *Ihja ulumid din*, 1/285.

Vërtet, dëlirja e njeriut dhe përmirësimi i tij bëhet në dy forma:

Një: Dija dhe arsimimi ose të menduarit, arsyeja, bindja, besimet, e terma të tjerë në këtë kontekst.

Dy: Puna ose edukata, ushtrimi, sjellja, dhe terma të tjerë të ngjashëm.

Kurani fisnik i harmonizon këto të dyja në formën më të përsosur dhe në mënyrën më të mirë për atë që beson në të dhe ndjek shkaqet që çojnë drejt saj.

Vërtet, Kurani është libër i edukatës dhe i arsimimit, i cili i mjafton çdo gjëje dhe çdo gjë tjetër varet prej tij. Ibn Kajimi, *Allahu e mëshiroftë!*, në librin e tij *Miftahu dar es seadeh*, i ka paraqitur në mënyrë të shkëlqyer këto dy aspekte dhe raportin mes tyre. Dihet fare mirë se sjellja dhe zakoni i njeriut nuk shfaqet spontanisht ose rastësisht, por ngrihen mbi ndonjë mendim a bindje, akumulim shkencor i formuar me kalimin e kohës, ngrihet mbi përvoja të grumbulluara me përsëritjen e situatave dhe sjelljeve, që nga fëmijëria e derisa bëhet burrë. Prandaj, sa herë që e dëshiron shtegun për të ndryshuar një person, duhet ndryshuar bindjet dhe mendimet e tij, pa e lodhur veten me ndjekjen e sjelljes dhe veprimeve të tij. Këtë e realizon Kurani për atë që i merr çelësat e tij.

## Synimi i dytë: Leximi i Kuranit për të punuar sipas tij

### Çështja e parë:  Rëndësia e këtij objektivi

Ali ibn Ebi Talibi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë: "O bartësit e Kuranit e ju, o bartësit e dijes! Veproni sipas diturisë suaj sepse i dijshëm është ai që punon sipas asaj që ka nxënë dhe dija e tij përputhet me veprën e vet. Do të vijnë njerëz, që do të jenë bartës të dijes, dituria e të cilëve u del vetëm prej gojës. Dituria e këtyre bie ndesh me veprën e vet. Jeta e tyre në vetmi nuk përputhet me jetën në publik. Ulen në hallkat e dijes duke iu krenuar njëri-tjetrit. Madje, do të hidhërohet ndaj nxënësit të vet nëse ulet te tjetri dhe e braktis atë. Veprat e tyre nuk ngrihen tek Allahu i Lartësuar."[36]

Hasan el Basriu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Njerëzit u urdhëruan të punojnë sipas Kuranit, kurse ata për punë e morën leximin e tij."[37]

Hasan ibn Ali, *Allahu qoftë i kënaqur me ta!*, thotë: "Lexoje Kuranin, atë që të ndalon. Nëse nuk të ndalon, nuk është lexim."[38]

---

[36] *Et Tibjan fi adab hameletil Kuran*, 1/20; *Kenzul Umal*, 10/120.
[37] *Tefsir es Semani*, 4/119; *Medarixhu salikin*, 1/451; *Telbis Iblis*, 109.
[38] *Kenzul Umal*, 1/ 2776.

Hasan el Basriu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Njeriu më meritor për këtë Kuran është ai që e pason atë pa e lexuar[39]."[40]

Ebu Abdurrahman es Selemiu, *Allahu e mëshiroftë!*, përcjell nga Othmani, Ibn Mesudi dhe Ubej ibn Kabi, *Allahu qoftë i kënaqur me ta!*, se i Dërguari i Allahut ua lexonte atyre dhjetë ajete, e nuk dilnin në dhjetë të tjera pa i mësuar e pa punuar sipas tyre. E mësuan paralelisht Kuranin dhe punën.''[41]

Axhuri*, Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Kurani shfletohet që me të të edukohet vetja dhe ambicia: kur do të bëhem i devotshëm? Kur do të bëhem i nënshtruar? Kur do të bëhem durimtar? Kur do të bëhem asket ndaj kësaj bote? Kur do ta ndal veten prej epshit?"[42]

Hasan el Basriu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Këtë Kuran e kanë lexuar robërit dhe të vegjlit që nuk kishin dije rreth komentimit të tij... Ajetet e tij nuk përsiaten pa e pasuar. Përsiatja nuk është nxënie përmendsh e shkronjave duke nëpërkëmbur dispozitat e tij, saqë ndonjëri prej tyre të thotë: E lexova tërë Kuranin, nuk e kam lëshuar asnjë shkronjë. Për Zotin, ai e ka lënë tërë Kuranin, ngase Kurani nuk i pasqyrohet as në moral e as në vepër. Madje,

[39] Domethënë, nuk ka mundësi të lexojë, kurse sa i përket atij që mund ta lexojë Kuranin, nuk mund të paramendohet se ai nuk e lexon.
[40] *Kaide fi fedail el Kuran*, Ibn Tejmije, 59.
[41] *Tefsir el Kurtubi*, 1/39; *Tefsir et Taberi*, 1/60.
[42] *Ahlak hameletil Kuran*, 40.

ndokush thotë: Unë e lexoj suren me një frymëmarrje! Për Zotin, të tillët nuk janë lexues, as të dijshëm, as të urtë e as të devotshëm. Kur u bënë lexuesit të tillë? Allahu mos i shtoftë njerëzit e tillë!"[43]

Aishja, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, është pyetur rreth fjalës së Allahut të Lartësuar:

**"Se ti je me virtyte madhore."** (Kalem, 4) Cili ishte morali i të Dërguarit të Allahut? Ajo tha: "Morali i tij ishte Kurani. Hidhërohej për shkak të hidhërimit të Tij dhe kënaqej me kënaqjen e Tij."[44]

Një burrë me të birin e tij vajti tek Ebu Dardai, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, dhe i tha: "Biri im e ka mbledhur Kuranin." Ai tha: "O Zot, fale! Kuranin e ka mbledhur ai që e dëgjon dhe e zbaton."[45]

Është përcjellë nga Hudhejfe, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, të ketë thënë: "O lexues! Drejtohuni, sepse keni prioritet shumë të madh. E, nëse shtrembëroheni djathtas e majtas, do të humbni shumë."[46]

---

[43] *Sunen Seid ibn Mensur*, 2/420; *Shuab el iman*, Bejhekiu, 2/541; *Ez Zuhd*, Ibn Mubarek, 1/274.

[44] *Sahih Muslim*, 746. Me këtë shprehje e ka nxjerrë edhe Taberiu në *Tefsirin* e tij, 29/18. Taberani në *El Eusat*, 1/30; Bejhekiu në *Shuab el iman*, 2/154; Imam Ahmedi në *Musnedin* e tij, 6/216. Rreth tij ka folur Ibn Kethiri në *Tefsirin* e tij, 4/403; si dhe Ibn Haxheri në *Fet'hul Bari*, 6/575.

[45] *Kaide fi fedail el Kuran*, Ibn Tejmije, 59.

[46] *Sahihul Buhari*, 7282.

**Çështja e dytë: Koncepti dhe mënyra e zbatimit të këtij synimi**

Kurani duhet lexuar me nijet të veprimit, me nijet të kërkimit të dijes, që të punohet sipas saj. Duhet ndalur tek ajetet e tij dhe të shikohet ç'kërkohet prej tyre: a është urdhër që detyrohet, diçka që ndalohet, ndonjë virtyt i mirë që kërkon stolisjen me të apo ndonjë rrezik që tërheq vërejtjen kundrejt tij, e kështu me radhë. Kurani është udhërrëfyes praktik për angazhimin dhe ruajtjen e zemrës. Ai duhet të jetë pranë çdo muslimani, që ta edukojë dhe ta pastrojë veten. Ta lexosh Kuranin me nijet dhe qëllim të atij që kërkon zgjidhje të një problemi, që kërkon korrigjimin e një defekti apo që hulumton rreth komentimit të një fenomeni, shërimin e ndonjë sëmundjeje a analizimin e ndonjë situate.

Ndërkaq, nëse hulumtojmë për trajtimin e ndonjë problematike pedagogjike në librat e këtij apo atij ose nëpër revista, gazeta apo kanale satelitore, e kemi paralizuar një prej objektivave të rëndësishëm kuranorë. Çdo edukatë që nuk ngrihet drejtpërdrejt mbi Kuranin është e mangët, frytet e përkohshme të së cilës janë joshje dhe sprovë. Edukimi i të rinjve dhe brezave të rinj patjetër duhet të ndërtohet drejtpërdrejt mbi Kuranin me metoda e mjete të përshtatshme.

Disa prej nesh kur iu vunë pas kësaj bote dhe fitimeve të saj materiale, u goditën e u sprovuan me shkencat e Perëndimit dhe tezat e tyre, duke menduar se në to

qëndron suksesi, lumturia, fuqia administrative dhe ekonomike, duke bërë interpretime të ndryshme për veprimin e tij dhe duke bërë argumentime të shumta për sjelljen e vet.

**Synimi i tretë: Leximi i Kuranit për t'iu përgjëruar Allahut *(el-munaxhah)***

Përcillet nga Ebu Hurejra, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, duke thënë: *"Allahu nuk ia lejon askujt atë që ia ka lejuar të Dërguarit: ta lexojë Kuranin me zë të bukur, melodik e të lartë."*[47]

Fedalete ibn Ubejd, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *paqja e Zotit qoftë mbi të!*, ka thënë: *"Allahu më shumë dëshiron ta dëgjojë njeriun teksa e lexon Kuranin me zërin e tij të bukur e melodik sesa që ndokush dëshiron ta dëgjojë robëreshën e vet teksa e këndon."*[48]

Abdullah ibn Mubarek, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "E kam pyetur Sufjan Theuriun, *Allahu e mëshiroftë!*: "Ç'nijet bën njeriu për leximin e namazin e tij kur dëshiron të falet?" Ai tha: "Bën nijet t'i përgjërohet Zotit të vet."[49]

Bejadi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*,

---

[47] *Sahihul Buhari*, 6/2743, 7105; *Sahih Muslim*, 1/545, 792.
[48] *Sunen Ibn Maxhe*, 1/425, 330.
[49] *Tadhim kadr es salah*, 1/93.

doli teksa njerëzit po faleshin, zërat i kishin ngritur nga leximi i Kuranit. Ai tha: *"Ai që fal namaz, i përgjërohet Zotit të tij. Prandaj, le të shikojë si i përgjërohet e mos ia ngrini zërin njëri-tjetrit me Kuran."*[50]

Katade, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Që kur kam filluar të lexoj Kuran nuk kam ngrënë presh."[51]

Ebu Maliku, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Gojët tuaja janë rrugë prej rrugëve të Allahut, ndaj pastrojini sa të mundeni. Ai thotë: "Që kur kam filluar të lexoj Kuran nuk kam ngrënë qepë."[52]

Muslimani teksa e lexon Kuranin duhet të kujtojë këtë synim madhështor, në mënyrë që ta ndiejë kënaqësinë e leximit kur të kujtojë se Allahu e sheh dhe, ndërsa lexon, e dëgjon leximin e tij, e lavdëron atë dhe krenohet para engjëjve të Tij të afërt. Kur ndonjëri prej nesh ndjen se kryetari, prindi apo udhëheqësi po e vështron leximin e tij dhe e lavdëron atë, përpiqet edhe më shumë në këtë. Si qëndron fakti kur Ai që e dëgjon dhe e lavdëron është Mbreti i mbretërve? Atij i takon ç'ka në qiej e në tokë dhe ndërmjet tyre.

Lexuesi ndien se Allahu i drejtohet drejtpërdrejt dhe se Allahu i Lartësuar e dëgjon leximin e tij. Kur lexon ndonjë ajet, në të cilin madhërohet Allahu, e madhëron Atë; kur

---

[50] *Musned imam Ahmed*, 4/344; Ahmed Shakir e cilëson si të saktë.
[51] *Fedail Ebi Ubejd*, 55; *Et Tidhkar*, 108.
[52] *Fedail Kuran*, Ebu Ubejd, 55; *Ed Dur el Menthur*, 1/278; *Tefsir Kurtubi*, 1/27; *Sunen Ibn Maxhe*, 1/106.



kalon në ndonjë ajet, i cili kërcënon, kërkon mbrojtje; e, kur kalon në ndonjë ajet që duhet kërkuar e duhet lutur për diçka, ai kërkon dhe lutet.

Ky është përgjërimi të cilin e kam për qëllim.

Hudhejfe, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell e thotë: "Një natë po falesha me të Dërguarin e Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të*! Namazin e nisi me suren El Bekare. Thashë se do të bëjë ruku tek ajeti i njëqindtë, porse e kaloi. Mendova se rekatin do ta përfundojë me atë sure e do të bjerë në ruku, porse e kaloi dhe zuri ta lexonte suren En Nisa, që e përfundoi. Pastaj nisi ta lexonte suren Ali Imran duke e përfunduar. Lexonte ngadalë dhe bukur. Me të lexuar ndonjë ajet ku duhej madhëruar Allahu, e madhëronte Atë. Me të lexuar ndonjë ajet ku duhej lutur, lutej. Ndërkaq, kur kalonte në ndonjë ajet që duhej kërkuar mbrojtje, kërkonte mbrojtje prej Allahut."[53]

Kësisoj bëhet përgjërimi përmes Kuranit. Është lexim i ndërgjegjshëm. Robi është i vetëdijshëm çfarë lexon e përse lexon, kujt i drejtohet leximi, ç'nevojë ka prej tij dhe çfarë obligimi ka ndaj tij duke e madhëruar dhe duke e shenjtëruar.

Sa herë të hasësh ndonjë prej cilësive të suksesit dhe lumturisë, ki mendjen ta kërkosh prej Allahut. Ndërkaq, kur të hasësh ndonjë prej cilësive të dëshpërimit, dështimit,

---

[53] *Sahih Muslim*, 1/536, 772; *Sunen en Nesai* (el Muxhteba), 3/225 (1664).

shqetësimit e ngushtimit, kundrejt tyre të kërkosh mbrojtjen e Allahut të Madhërishëm.

Edukimi i shpirtit mbi këtë synim e forcon mbikëqyrjen e Allahut të Lartësuar në situata jete e gjallërie. Kësisoj, ajo bëhet pengesë në raste vakjeje e pasiviteti.

Ibn Kajimi, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Nëse do përfitim prej Kuranit, atëherë përqendroje zemrën tënde gjatë leximit e dëgjimit të tij. Përqendroje dëgjimin dhe ji i pranishëm duke e kujtuar Atë që të drejtohet dhe që flet me Të. Ai që të drejtohet është Allahu i Lartësuar përmes gjuhës së të Dërguarit të Tij, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*"[54]

**Dobi:** Gjithnjë të kesh parasysh se në përgjërimin tënd përmes Kuranit ke pesë dobi: Allahu të do kur ti lexon Kuran, Ai të sheh, të dëgjon, të lavdëron dhe të shpërblen. Andaj, kujtoji këto e mos i lër të ikin.

### Synimi i katërt: Leximi i Kuranit për t'u shpërblyer

Sa i përket shpërblimit për leximin e Kuranit, kanë ardhur argumente të shumta, ku po i përmend vetëm disa prej tyre thjesht si rikujtim të kësaj çështjeje të rëndësishme:

Abdullah ibn Mesudi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit*

[54] *El Fevaid*, 1.



*qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Ai që e lexon një harf (shkronjë) nga Libri i Allahut (Kurani), do të ketë shpërblim. Madje, shpërblimi do t'i dhjetëfishohet. Nuk po them që Elif lam mim-i është (vetëm) një harf, porse elifi është një harf, lami gjithashtu dhe mimi harf më vete."*[55]

Zejd ibn Erkam, *Allahu qoftë i kënaqur me të!,* përcjell se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Mes jush po lë dy gjëra me peshë. Njërën prej tyre Librin e Allahut, që është litari i Allahut. Ai që e pason, do të jetë i udhëzuar, kurse ai që e braktis, do të mbetet në humbje."*[56]

Ebu Seid el Huderiu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Libri i Allahut është litari i Allahut i zgjatur nga qielli deri në tokë."*[57]

Transmetohet nga Xhabiri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të!*, të vrarët në Luftën e Uhudit i grumbullonte në një qefin. Pastaj pyeste cili dinte më shumë Kuran. Nëse i thuhej për ndonjërin, e vendoste para tjetrit në varr."[58]

---

[55] Tirmidhiu, që thotë se hadithi është hasen sahih.

[56] *Sahih Muslim*, 4/1873, 2408.

[57] *Sunen et Tirmidhi*, 5/663, 3788; Tirmidhiu thotë se hadithi është hasen garib. Albani e cilëson të saktë.

[58] *Sahihul Buhari*, 1/450; *Sunen Ebi Davud*, 3/196, 3138; *Sunen et Tirmidhi*, 3/354, 1036; Tirmidhiu thotë se është hasen sahih. Albani e cilëson si të saktë.

Aishja, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *paqja e Zotit qoftë mbi të!*, ka thënë: *"Ai që e lexon Kuranin bukur, do të jetë në shoqëri të shkruesve (engjëjve) të ndershëm. Ndërkaq, ai që e lexon me vështirësi, do të ketë shpërblim të dyfishuar."*[59]

Othmani, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, transmeton se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja Allahut qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin e pastaj ua mëson të tjerëve."*[60]

Ebu Hurejre, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, transmeton se i Dërguari i Allahut, *paqja e Zotit qoftë mbi të!*, ka thënë: *"Mësojeni Kuranin! Lexojeni e pastaj mësojani edhe të tjerëve! Rasti i atij që e ka mësuar dhe e lexon Kuranin i shëmbëllen thesit të mbushur me aromë të këndshme (misk), që përhapet në çdo anë. Ndërkaq, rasti i atij që e ka mësuar Kuranin, mirëpo nuk e lexon, i shëmbëllen thesit të mbyllur me erë të këndshme (misk)."*[61]

Ebu Umamete, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, transmeton se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, ka thënë*: "Lexojeni Kuranin, se ai do të vijë në Ditën e Gjykimit e do të ndërmjetësojë për lexuesit e vet."*[62]

---

[59] *Sahihul Buhari*, 4/1882, 4653; *Sahih Muslim*, 1/549, 798.
[60] *Sahihul Buhari*, 4/1919, 4739; *Sunen Ebi Davud*, 2/70, 1452.
[61] *Sunen et Tirmidhi*, 5/156, 2876; dhe thotë se hadithi është hasen, por Albani e cilëson si të dobët.
[62] *Sahih Muslim*, 1/552, 804; *Musned imam Ahmed*, 5/249, 22200.

Abdullah ibn Amri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë se i Dërguari i Allahut, *paqja e Zotit qoftë mbi të!*, ka thënë: *"Agjërimi dhe Kurani do të ndërmjetësojnë për robin në Ditën e Gjykimit. Kështu, agjërimi do të thotë: "O Zoti im! Unë e kam privuar atë nga ushqimi dhe epshet (gjatë ditës), ndaj më lejo të ndërmjetësoj për të. Ndërkaq, Kurani do të thotë: "Unë e kam privuar nga gjumi i natës, ndaj më lejo të ndërmjetësoj për të. Atëherë u jepet leja për të ndërmjetësuar."*[63]

Xhabiri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Kurani o do të jetë ndërmjetësues për ty (me lejen e Allahut), o do të jetë një kundërshtar i vërtetë. Atë që vepron sipas tij, do ta çojë në Xhenet. Ndërkaq, atë që e lë pas shpine, do ta çojë në Zjarr."*[64]

Nevas ibn Semani, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Ditën e Gjykimit do të vijë Kurani dhe të zotët e tij, që vepronin sipas tij në këtë botë, të cilëve u prijnë suret El Bekare dhe Ali Imran."*[65]

Abdullah ibn Abasi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, transmeton se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi*

---

[63] *Musned Ahmed ibn Hanbel*, 2/174, 6626; Ahmed Shakir e cilëson si të saktë.

[64] *Sahih Ibn Hiban*, 1/331, 124; *Musanaf Abdurrezak*, 3/372, 6010; *Shuab el iman*, Bejhekiu, 2/351, 2010.

[65] *Sahih Muslim*, 1/554, 805; *Sunen et Tirmidhi*, 5/160, 2883.

*i Allahut qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Ai, në gjoksin e të cilit nuk ka asgjë nga Kurani (nuk di asgjë përmendsh nga Kurani), është sikurse shtëpia e braktisur dhe e rrënuar."*[66]

Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë: "Profeti juaj, *sal-lallahu alejhi ue selem*, ka thënë: *"Me të vërtetë, Allahu i Madhërishëm me këtë Libër (Kuranin) i ngre disa popuj e i nënçmon disa të tjerë."*[67]

Ebu Musa el Eshariu, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, tregon se i Dërguari ka thënë: *"Rasti i besimtarit që e lexon Kuranin i shëmbëllen qitros: ka aromë të këndshme dhe shije të mirë; rasti i besimtarit që nuk e lexon Kuranin[68] i shëmbëllen hurmës: nuk ka aromë, por shijen e ka të ëmbël; rasti i munafikut (dyfytyrëshit) që e lexon Kuranin i shëmbëllen borzilokut: ka aromë të mirë, kurse shijen e ka të hidhur; ndërsa dyfytyrëshi që nuk e lexon Kuranin i shëmbëllen kungullit të egër: (jo që) nuk ka aromë, por edhe shijen e ka të hidhët."*[69]

Ebu Hurejra, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Sa herë që ndonjë grup njerëzish*

---

[66] *Sunen et Tirmidhi*, 5/177, 2913, që thotë se hadithi është hasen sahih.
[67] *Sahih Muslim*, 1/559, 817; *Sunen Ibn Maxhe*, 1/79, 218.
[68] Domethënë është analfabet, nuk mund të lexojë, por është i kujdesshëm në leximin e Kuranit për faktin se është besimtar, ndaj nuk mund të imagjinohet një besimtar që mund të lexojë Kuranin ta braktisë atë.
[69] *Sahihul Buhari*, 5/2070, 5111; *Sahih Muslim*, 1/549, 797.

*mblidhen në ndonjërën prej shtëpive të Allahut për ta lexuar Librin e Tij dhe për ta studiuar bashkë, mes tyre do të zbresë qetësia, do t'i përfshijë mëshira, do t'i rrethojnë engjëjt dhe Allahu do t'i përmendë tek ata që janë me Të (engjëjt)."*[70]

Abdullah ibn Mesudi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, transmeton se i Dërguari i Allahut, ka thënë: *"Ai që dëshiron që Allahu dhe i Dërguari i Tij ta duan, le ta lexojë mus'hafin."*[71]

Abdullah ibn Abasi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë: *"Po qe se bartësit e Kuranit ta merrnin atë siç i takon dhe si duhet, Allahu do t'i donte ata, mirëpo ata përmes tij e kërkuan këtë botë, ndaj Allahu i urren dhe janë të përulur para njerëzve."*[72]

Abdullah ibn Mesudi, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, thotë: *"Kurani është gosti e Allahut, ndaj merrni prej saj sa të keni mundësi. Nuk di ndonjë mirësi më të zbrazët sesa një shtëpi në të cilën nuk ka asgjë nga Kurani. Zemra, në të cilën nuk ka asgjë nga Libri i Allahut (Kurani), është e rrënuar siç rrënohet shtëpia që nuk ka banues."*[73]

---

[70] *Sunen Ebi Davud*, 2/71, 1455; *Sunen Ibn Maxhe*, 1/82, 225; *Sunen et Tirmidhi*, 5/195, 2945.

[71] *Et Tergib*, Ibn Shahin, 1/288; *El Kamil*, Ibn Adi, 2/111. Zinxhiri i transmetuesve është hasen, siç thotë Albani në *Sahiha*, 5/452.

[72] *Tefsir Kurtubi*, 1/20.

[73] *Sunen ed Daremi*, 3173.



Gjithashtu thotë: *"Me të vërtetë zemrat janë enë, ndaj mbushini me Kuran e jo me diçka tjetër."*[74]

Ebu Hurejra, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë: *"Në shtëpinë që lexohet Libri i Allahut (Kurani) shtohet mirësia, prezantojnë engjëjt dhe dalin shejtanët prej saj, kurse shtëpia, në të cilën nuk lexohet Libri i Allahut, u ngushtohet banorëve të saj, pakësohen mirësitë, prezantojnë shejtanët dhe dalin engjëjt prej saj."*[75]

Në këtë drejtim argumentet janë të shumta, por desha që ky studim të mos jetë pa disa syresh, në mënyrë që të jenë mbështetje për këtë synim të leximit të Kuranit. Ai që dëshiron të zgjerohet, le t'u referohet librave të Sunetit në mënyrë që të vjelë prej tyre më të mirën dhe më të vlefshmen. Këtë që e përmenda është vetëm e pakta e të shumtës, e Allahu është udhëzues në rrugën e drejtë.

**Synimi i pestë: Leximi i Kuranit për t'u shëruar me të**

Allahu i Lartësuar thotë: **"O njerëz, ju ka ardhur këshillë (Kurani) nga Zoti juaj, shërimi për zemrat tuaja, udhëzim dhe mëshirë për besimtarët."** (Junus, 57)

Gjithashtu, Allahu thotë:

---

[74] *Musanaf Ibn Ebi Shejbe*, 6/126, 30011; *Musned Ahmed ibn Hanbel*, 2/177, 6655.

[75] *Ez Zuhd*, Ibn Mubarek, 1/273, 790.

**"Ne shpallim nga Kurani atë që është shërim dhe mëshirë për besimtarët e që mohuesve keqbërës u shton vetëm humbje."** (Isra, 82) Po ashtu, thotë:

**"Thuaj: "Ai është udhërrëfyes dhe shërim për besimtarët." Por ata që nuk besojnë, janë të shurdhër dhe të verbër, njësoj si të thirreshin prej vendeve të largëta."** (Fusilet, 44)

Kurani i shëron zemrat nga sëmundjet e dyshimeve, mëdyshjeve dhe çrregullimeve obsesive-kompulsive,[76] shëron trupat nga sëmundjet. Sa herë që njeriu e rikujton këtë synim, me lejen e Allahut të Lartësuar, arrin dy lloje shërimi: shërimin moral dhe fizik.

Aliu, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, transmeton se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Ilaçi më i dobishëm është Kurani."*[77]

Aishja, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, tregon se i Dërguari i Allahut hyri në shtëpinë e saj, ndërsa një grua e shëronte apo i lexonte Kuran. I Dërguari i Allahut tha: *"Mjekoje me Kuran."*[78]

---

[76] Zbatimi i çelësave të meditimit të Kuranit konsiderohet ndër ilaçet më të fuqishme për ndërprerjen e këtyre çrregullimeve të bezdisshme, që krijojnë depresion dhe brengë. Shumë njerëz kanë përfituar prej tyre, janë qetësuar ata dhe zemrat e tyre, si dhe kanë arritur qetësi psikike, me të gjitha kuptimet.

[77] *Silsiletul ehadith es sahiha*, 4/931.

[78] *Sahih Ibn Hiban*, 13/464, 6098; *Mevaridu Dhaman*, 1/343, 1419. Albani e cilëson të saktë, *Silsile sahiha*, 1931.

Shërimi me Kuran arrihet përmes dy formash: 1. Duke e lexuar në namaz, sidomos në pjesën e fundit të natës, duke pasur nijetin e shërimit; dhe 2. Përmes *rukjes*.[79] Pështyma e dalë nga leximi i Kuranit ka ndikim jashtëzakonisht të madh në fuqi, aktivitet e shëndet, ngase nuk i shtohet asnjë përzierje barishtore apo përbërje medikamentesh. Nuk besoj që ndonjë musliman e mohon ndikimin e shërimit dhe ilaçit përmes fryrjes me ajetet e Kuranit dhe kjo nuk arrihet nga çdokush, por njëherazi është e mundur për secilin që i merr shkaqet.

Ne duhet të bashkëveprojmë drejtpërdrejt me Kuranin. Ai është i lehtë për çdokënd që është i sinqertë në bashkëveprimin me të. Krijimi ndërmjet nesh dhe tij ndërmjetës, duke anashkaluar bashkëveprimin e drejtpërdrejtë, pa dyshim se është privim i vërtetë. Kur ndokush goditet me ndonjë fatkeqësi ose sëmundje, udhëton dhe shëtit botën duke kërkuar lexues e shërues, ndërkohë nuk e di se çështja është më afër dhe më e lehtë se kjo. Kur Allahu i Lartësuar na sprovon me vështirësi dhe fatkeqësi, dëshiron që ne t'i përgjërohemi, t'ia drejtojmë lutjet e t'i përulemi Atij, ashtu siç thotë:

---

[79] Muslimani është i bindur me këtë ndikim të Kuranit dhe kjo është një çështje e padiskutueshme dhe e prekshme, përfitimi i muslimanëve prej kësaj është përcjellë brez pas brezi, saqë nuk kemi nevojë ta vërtetojmë këtë me përvojë, por kjo është një bindje e ngulitur thellë. Ai që dëshiron të zgjerohet në këtë, le t'i referohet kasetës me titull "Shkaqet e harruara", të dr. Xhubejrit.

**"Ne i dënuam ata njëherë, por ata nuk iu përulën Zotit të tyre e as nuk i drejtuan lutje."** (Muminun, 76) Dhe thotë:

**"Ne iu kemi dërguar shumë popujve profetë para teje dhe i kemi dënuar ata me skamje dhe fatkeqësi, për t'u bërë të dëgjueshëm."** (Enam, 42)

Të falurit e gjatë duke e lexuar Kuranin dhe drejtimi i lutjes Atij konsiderohet ndër format më të rëndësishme të nënshtrimit ndaj Allahut të Lartësuar, siç ndodh në namazin e eklipsit dhe në namazet e tjera. Të falurit e namazit duke e lexuar Kuranin konsiderohet ndër shkaqet më të fuqishme për shëndet e shërim.

Këtu nuk është vendi i zgjerimit të kësaj çështjeje, por qëllimi është të këshillojmë lexuesin e Kuranit të rikujtojë këtë çështje madhore gjatë leximit të tij, në mënyrë që të arrijë gradat më të larta të ndikimit dhe dobisë. Ndërkaq, ai që dëshiron të zgjerohet më shumë rreth kësaj çështjeje, le t'i referohet librit *Mjekësia profetike* të Ibn Kajimit, që është më i gjerë dhe që e ka shtjelluar këtë çështje, prandaj referoju atij, do të gjesh fjalë të çmuara.

## ÇELËSI I TRETË: FALJA (E NAMAZIT) ME KURAN

Me të vërtetë, ky çelës konsiderohet ndër çelësat më të rëndësishëm dhe më madhorë të meditimit të Kuranit. Sa i përket rëndësisë së tij, kanë ardhur një sërë argumentesh, ndër to:

Fjala e Allahut të Lartësuar: **"Kaloje një pjesë të natës, si falje shtesë për ty (Muhamed)! Është e vërtetë se Zoti yt do të të vendosë ty në një vend të lavdëruar."** (Isra, 78) Gjithashtu, fjala e Tij:

**"O ti i mbuluar (o Muhamed)! Çohu (të falesh) gjithë natën, përveç një pjese të saj, që është gjysma ose diçka më pak a diçka më shumë se ajo dhe lexoje Kuranin ngadalë dhe qartë, sepse Ne do të të dërgojmë vërtet një fjalë me peshë të rëndë."** (Muzemil, 1-5)

**"(Megjithatë) ata nuk janë të gjithë njëlloj. Disa nga ithtarët e Librit janë në të drejtën: në orët e natës lexojnë vargjet e Librit të Allahut dhe falin namaz."** (Ali Imran, 113)

**"A mund të krahasohet ai që falet natën, duke bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë e që ruhet prej jetës tjetër dhe shpreson në mëshirën e Zotit të tij (me jobesimtarin)?! Thuaj: "A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?! Vetëm mendarët i pranojnë këshillat!"** (Zumer, 9)

I Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të!*, thotë: *"Nuk ka zili (të lejuar) veçse në dy gjëra: ndaj një*

*burri të cilit Allahu i ka dhënë vullnet për ta lexuar Kuranin, e ai e këndon atë ditë e natë, si dhe ndaj një burri të cilit Allahu i ka dhënë pasuri, e ai e shpërndan atë ditë e natë."*[80]

Kundroji fjalët e tij "shpërndan" dhe "e këndon atë", tek nënkuptohet se, ai të cilit Allahu ia ka dhënë Kuranin, porse nuk falet me të, respektivisht nuk e lexon në namaz, i shëmbëllen atij që Allahu i ka dhënë pasuri, por nuk e shpërndan atë. Këtë e vërteton edhe hadithi vijues, të cilin e përcjell Ebu Hurejra, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, i cili thotë se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi i Zotit qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Mësojeni Kuranin! Lexojeni e pastaj mësojani edhe të tjerëve! Rasti i atij që e ka mësuar dhe e lexon Kuranin i shëmbëllen thesit të mbushur me aromë të këndshme (misk), që përhapet në çdo anë. Ndërkaq, rasti i atij që e ka mësuar Kuranin, mirëpo nuk e lexon, i shëmbëllen thesit të mbyllur me erë të këndshme (misk)."*

Ky hadith argumenton se ai të cilit Allahu ia ka dhënë Kuranin, por nuk e këndon, i shëmbëllen atij që ka blerë erë të këndshme, porse e ka lënë të mbyllur dhe të pashfrytëzuar. Hadithi vijues nënvizon synimin e faljes së namazit me Kuran, si dhe shkakun e këtij dallimi të madh ndërmjet atij që falet me të dhe atij që falet pa të.

Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Nëse lexuesi i Kuranit falet dhe e këndon atë ditën*

[80] *Sahihul Buhari*, 1/39, 73; *Sahih Muslim*, 1/559, 815.

*e natën, e mban në mend, ndërkaq, nëse nuk falet me të, e harron."*[81]

Andaj, sa i përket meditimit dhe përfitimit të Kuranit, thelbi dhe gurthemeli i çështjes është rikujtimi i ajeteve të Kuranit dhe përjetimi i tyre me zemër në çdo moment, veçanërisht në situata të vështira jetësore, në pozita të rënda dhe hutimi, raste në të cilat njeriu sprovohet dhe testohet. Ai që falet me të ditën e natën, përgjigjen e tij do ta vërejë të pranishme, të shpejtë dhe të fuqishme, e sheh tek ndalet dhe i respekton kufijtë e Librit të Allahut, dhe anasjellas, sa shpejt rrëzohet e bie ai që ka qenë neglizhues në shfrytëzimin e këtij çelësi. Këtë kuptim e argumenton edhe fjala e Allahut të Lartësuar tek thotë: **"O besimtarë! Kërkoni ndihmë për veten nëpërmjet durimit dhe namazit! Në të vërtetë, Allahu është me të duruarit."** (Bekare, 153)

Durimi është fryt i dijes, kurse mjet i dijes është leximi me meditim, të cilin e arrin ai që e lexon Kuranin në namaz. Për këtë shkak Allahu i Madhërishëm i ka bashkuar këto të dyja në shumë vende. I Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*, kur e shqetësonte diçka, hynte në namaz dhe e zgjaste leximin e Kuranit, siç ka ngjarë në namazin e eklipsit. Prandaj, atij që edukohet me këtë çelës, sidomos që në vegjëli, i lehtësohet dobia në jetë, kurse atij që nuk është edukuar me të, i ngushtohet

[81] *Sahih Muslim*, 1/544, 789; *Sunen en Nesai*, 5/20, 8043.

jeta në situata të rënda dhe i humbet në raste qetësie dhe mirëqenieje.

Lidhja e Kuranit dhe namazit mund të krahasohet me bashkimin e oksigjenit me hidrogjenin, për faktin se nga përbërja e tyre rezulton uji, që nënkupton jetën për trupat. E, prej lidhjes së Kuranit dhe namazit rezulton uji i jetës së zemrës, shëndetit dhe fuqisë së saj. Prandaj, mos u habit nga tërë kjo begati që rezulton prej kësaj vepre. Abdullah ibn Amër, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Ai që falet duke lexuar dhjetë ajete, nuk do të regjistrohet me mospërfillësit. Ai që falet me njëqind ajete, do të regjistrohet me përgjëruesit e Allahut. E, ai që falet duke lexuar njëmijë ajete, shkruhet ndër ata që fitojnë mirësi të mëdha sa malet."*[82]

Ebu Hurejra, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *paqja e Zotit qoftë mbi të!*, ka thënë: *"A dëshiron dikush prej jush që kur të kthehet te familja e tij të gjejë tri deve mbarsa?* Thamë: "Po." Ai tha: *"T'i lexojë ndonjëri prej jush tri ajete në namaz është më e dobishme për të sesa tri deve mbarsa."*[83]

Duke i shtuar kësaj që thamë, kanë ardhur fakte që argumentojnë se njeriut, kur të hyjë në namaz, i shtohet

---

[82] *Sahih Ibn Hiban*, 1/310; *Sahih Ibn Huzejme*, 2/181; *Sunen Ebi Davud*, 2/57, 1398.
[83] *Sahih Muslim*, 1/552, 802; *Sunen Ibn Maxhe*, 2/1234, 3782.

afërsia me Allahun e Lartësuar dhe se i Madhërishmi i drejtohet atij me fytyrën e Vet.

Enesi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të!*, ka thënë: *"O njerëz! Kur ndonjëri prej jush është në namaz, i përgjërohet Zotit, e Zoti është mes tij dhe kibles*."[84]

Ebu Hurejra, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Nëse ndonjëri prej jush ngrihet për namaz, të mos pështyjë para vetes sepse para tij është Allahu."*[85]

Ibn Xhurejxhi, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë se iu drejtova Atait, duke i thënë: "Njeriu a ta vendosë dorën në hundë apo në rrobat e tij? Ai tha: "Jo" I thashë: "Ngaqë i lutet Zotit të tij?” Tha: "Po, ndaj pëlqej që mos ta mbyllë gojën e tij."[86]

Atai, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë se na është përcjellë se Zoti thotë: "Ku po drejtohesh? Tek Unë, o i biri i Ademit. Unë jam më mirë për ty sesa ajo kah po kthehesh."[87]

Po qe se leximi brenda namazit s’do të kishte asgjë tjetër pos shkëputjes nga preokupimet dhe dëfrimet, do të mjaftonte. Falësit, kur të futet në namaz, i ndalohet të folurit, të kthyerit dhe lëvizja e panevojshme. Kjo i ndihmon për meditim dhe mendim. Gjithashtu, ata që janë

---

[84] *Sahihul Buhari*, 1/406, 1156; *Sunen en Nesai*, 1/191, 528.
[85] *Sahih Muslim*, 1/390, 551.
[86] *Tadhim kadr es salah*, 1/190.
[87] Ibid.

përreth tij nuk e ndërpresin e as nuk e preokupojnë për sa kohë të jetë në namaz.

## ÇELËSI I KATËRT: LEXIMI TË BËHET NATËN

Nata, sidomos koha para agimit, konsiderohet ndër kohët më të vlefshme për përsiatje. Kujtesa është në pozita më të larta për shkak të qetësisë dhe kthjelltësisë, për shkak të begatisë së kohës, për faktin e zbritjes së Allahut, hapjes së dyerve të qiellit. Andaj, çdo çështje që kujton gjatë ditës dhe dëshiron ta ngulitësh në kujtesë, përsërite në këtë kohë. Madje, nga kjo kanë përfituar ekspertë nga politika, ekonomia, sidomos Perëndimi. Disa prej tyre kanë deklaruar se ngrihen në këtë kohë për të përsëritur rregullat, llogaritë, transaksionet ose dokumentet dhe se kanë suksese në vendimet e tyre. Lexuesit e Kuranit janë më parësorë për shfrytëzimin e këtyre rasteve për ta ngulitur imanin dhe dijen e tyre. Ndër faktet historike që meritojnë studim e hulumtim është raporti ndërmjet fuqisë së muslimanëve dhe ngritjes së tyre gjatë natës për të falur namaz me Kuran. Në një meditim të shpejtë vëren se fitoret e muslimanëve ishin atëherë kur ushtritë e tyre portretizoheshin se janë "adhurues gjatë natës e kalorës të ditës."

Fakt që argumenton se leximi i Kuranit natën llogaritet një ndër çelësat e meditimit është fjala e Allahut të Lartësuar:

**"Kaloje një pjesë të natës, si falje shtesë për ty (Muhamed)! Është e vërtetë se Zoti yt do të të vendosë në një vend të lavdëruar."** (Isra, 79) Dhe fjala e Tij:

**"Natyrisht, adhurimi natën vepron më fuqishëm dhe fjala është më shprehëse."** (Muzemil, 6)



Abdullah ibn Abasi, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, thotë: "Ajo është koha ideale për t'u kuptuar Kurani." Ibn Haxheri, sa i përket ardhjes së Xhibrilit, *paqja e Zotit qoftë mbi të!*, për t'i lexuar të Dërguarit të Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të!*, çdo mbrëmje të muajit të Ramazanit, thotë: "Qëllimi i leximit ka qenë kuptimi sepse nata e simbolizon këtë, për faktin se gjatë ditës ka momente të preokupimeve të ndryshme të natyrës së kësaj bote dhe të botës tjetër."[88]

Allahu i Lartësuar thotë:

**"(Megjithatë) ata nuk janë të gjithë njëlloj. Disa nga ithtarët e Librit janë në të drejtën: në orët e natës lexojnë vargjet e Librit të Allahut dhe falin namaz."** (Ali Imran, 113) Gjithashtu, thotë:

**"A mund të krahasohet ai që falet natën, duke bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë e që ruhet prej jetës tjetër dhe shpreson në mëshirën e Zotit të tij (me jobesimtarin)?! Thuaj: "A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?! Vetëm mendarët i pranojnë këshillat!"** (Zumer, 9)

Hasan ibn Ali, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi ta!*, ka thënë: "Ata që ishin para jush Kuranin e shihnin si mesazh nga Zoti i tyre: e meditonin gjatë natës dhe e zbatonin gjatë ditës."[89]

---

[88] *Fet'hul Bari*, 9/45.
[89] *Et Tibjan fi adabi hameletil Kuran*, 1/29.

Dëshmi për këtë që thamë është fjala e tij "e meditonin gjatë natës".

Ibn Omeri, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, ka thënë: "Gjëja e parë që do të pakësohet nga adhurimet është namazi i natës dhe ngritja e zërit duke u falur natën."[90]

Hoxhë Atije Salim, *Allahu e mëshiroftë!*, duke rrëfyer për hoxhën e tij Shenkiti, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "E kam dëgjuar hoxhën duke thënë: “Kurani nuk ngulitet në gjoks, nuk lehtësohet mësimi i tij e as nuk lehtësohet kuptimi (i tij) pa e falur me të namazin në mesin e natës."[91]

Siri es Sakti, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Vura re se dobitë vijnë në errësirën e natës."[92]

Neveviu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Kujdesi i njeriut ndaj leximit të Kuranit duhet të jetë më tepër gjatë natës, sidomos në namazin e natës. Hadithet dhe argumentet në këtë kontekst janë të shumta. Është vlerësuar namazi i natës dhe leximi i Kuranit në të për faktin se kjo kohë është më e pranueshme për zemrën, është më larg preokupimeve dhe më e mbrojtur nga dyfaqësia dhe shkatërrueset e tjera të ngjashme me të, si dhe për faktin se legjislacioni islam ka porositur kryerjen e veprave të mira natën. Ndodhia e Israsë me të Dërguarin e Allahut ka ngjarë natën."[93]

---

[90] *Halku efal el ibad*, 1/111.
[91] *Mukadime Edua el bejan*, f. 4.
[92] *Ruhbanul lejl*, Afani, 1/526.
[93] *Et Tibjan fi adabi hameletil Kuran*, 1/34.

Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, transmeton se i Dërguari i Allahut, ka thënë: *"Atij që fle pa e lexuar pjesën e tij apo diçka prej saj, porse e lexon ndërmjet namazit të sabahut dhe drekës, i shkruhet sikur ta ketë lexuar gjatë natës."*[94] Në këtë ka argumentim të qartë se esenca është që falja e namazit me pjesën e caktuar kuranore të bëhet natën. Në rast të arsyetimit për shkak të pamundësisë, shpërblimi i jepet, nëse e kompenson gjatë ditës. Ebu Davud el Xhefri, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Hyra në shtëpinë e Kurz ibn Vebres, *Allahu e mëshiroftë!*, dhe e gjeta duke qarë. I thashë: "Ç'të shtyn të qash?" Tha: "Mbrëmë më është mbyllur dera e jam privuar nga leximi i pjesës sime nga Kurani. Tërë kjo për shkak të një mëkati që kam kryer."[95]

Vërtet, leximi për zemrën është sikurse ujitja për bimët. Ujitja nuk bëhet në nxehtësinë e diellit sepse kjo ia dobëson ndikimin, ngase uji avullohet. Edhe leximi i Kuranit, nëse është i paktë dhe bëhet ditën në kohë të zhurmshme dhe të preokupimeve, dobitë dhe kuptimet që i vijnë zemrës avullohen, rrjedhimisht nuk kanë ndikim nga ai.

Ky fakt u përgjigjet pyetjeve të disave që thonë: Unë e shpeshtoj leximin e Kuranit, por nuk ndikohem prej tij? Me të pyetur se kur lexon Kuran, m'u bë e qartë se tërë leximi i tij bëhej gjatë ditës, në kohë të zhurmshme dhe me pak

---

[94] *Sahih Muslim*, 1/515, 747.
[95] *Huljetul eulija*, 5/79.

mundim për të arritur përqendrimin. Ndaj, si mund të ndikohet?

Përmes leximit natën arrihet kthjelltësia e qetësia, për shkak se nuk ka zëra që shqetësojnë veshët e as fotografi që i hutojnë sytë, kështu që arrihet përqendrimi i plotë, që çon drejt fuqisë së meditimit, mendimit, fuqisë së mësimit përmendsh, si dhe ngulitjen e mësimeve dhe kuptimeve të Kuranit.

## ÇELËSI I PESTË: PËRSËRITJA JAVORE E KURANIT

### Çështja e parë: Rëndësia e kësaj

Kurani është zbritur për të punuar sipas tij. Fillimisht, mjet i të punuarit në përputhje me të është dija rreth tij, që arrihet duke e lexuar dhe duke e medituar.

Sa herë që përafrohen kohët e leximit dhe sa herë që shtohet përsëritja, ngulitja e domethënieve të Kuranit është më e fuqishme. Për këtë shkak, gjeneratat e para vazhdimisht e praktikonin leximin e Kuranit dhe kujdeseshin për leximin dhe përsëritjen e shumtë. Ai që mendon se ata e lexonin Kuranin thjesht për shkak të shpërblimit të leximit, ka mendim të kufizuar në këtë aspekt. Omer ibn Hatabi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, ka thënë: *"Atij që fle pa e lexuar pjesën e tij apo diçka prej saj, porse e lexon ndërmjet namazit të sabahut dhe drekës, i shkruhet sikur ta ketë lexuar gjatë natës.*[96]

Ukbete ibn Amir el Xhuheni, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë: "Nuk e kam lënë pjesën e (caktuar të) sures së Kuranit natën që nga momenti kur kam filluar ta lexoj Kuranin."[97]

Mugire ibn Shube, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë: "Një burrë mori leje nga i Dërguari i Allahut derisa ishin

---

[96] *Sahih Muslim*, 1/515, 747.
[97] *Fedail Kuran*, Ebu Ubejd, f. 95.



ndërmjet Mekës e Medinës dhe tha: "Mbrëmë më kaloi (iku) pjesa ime e Kuranit (pa e lexuar). Nuk parapëlqej asgjë kundrejt saj."[98]

Hajtheme, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Vajta tek Abdulla ibn Amër, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, i cili po lexonte në mus'haf dhe tha: "Kjo është pjesa ime me të cilën dua të falem sonte."[99]

Kasimi, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Shkonim tek Aishja, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, para namazit të sabahut, porse një ditë[100] vajtëm ndërsa ajo falej dhe tha: "Mbrëmë më mori gjumi nga (leximi) i pjesës (së caktuar), ndaj të mos e lë atë."[101]

Ebu Bekër ibn Amër ibn Hazmi, *Allahu e mëshiroftë!*, transmeton se një burrë mori leje nga Omeri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, që e lejoi, kurse ai tha: “Fjeta pa e lexuar pjesën time nga Kurani, ndaj e kompensova."[102]

Ibnul Hadi, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Nafi ibn Xhubejr ibn Mutami, *Allahu e mëshiroftë!*, më pyeti: "Për sa e lexon Kuranin?” I thashë: “Nuk e ndaj atë.” Nafiu më tha: "Mos

---

[98] *Kenzul Umal*, 2/141, 4137.
[99] *Musanaf Ibn Ebi Shejbe*, 2/240, 8559.
[100] Nga konteksti i fjalisë kuptohet se vajtja e tyre ka qenë pas lindjes së diellit, përkatësisht pas namazit të sabahut.
[101] *Musanaf Ibn Ebi Shejbe*, 1/416, 4784.
[102] *Musanaf Ibn Ebi Shejbe*, 1/416.

thuaj nuk e ndaj sepse i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Lexova një *xhuz* (një të tridhjetën) nga Kurani."[103]

Këto, dhe argumente të tjera të përcjella nga gjeneratat e para lidhur më këtë çështje të rëndësishme, vërtetojnë domosdoshmërinë e ndarjes së Kuranit (në pjesë) dhe kujdesin për të, si dhe kjo të jetë prioriteti kryesor në çdo kohë.

Duhet pasur shumë kujdes për të dhe t'i jepet përparësi kundrejt çdo pune tjetër e mos të të qetësohet mendja derisa ta kryesh atë, derisa ta kryesh në kohën e vet ose ta kompensosh nëse të ikën nga koha e tij (e caktuar). Punën që nuk e kompenson, nëse të kalon, nënkupton se kryerja dhe lënia e saj për ty është e njëjtë. Kjo ta pasqyron parëndësinë e saj. Po qe se ekziston ky kujdes, atëherë e posedon çelësin e suksesit në jetë. Çelës, vërtetësinë e suksesit të të cilit nuk ka nevojë ta argumentojë përvoja, ngase mirësia e tij është vërtetuar nga Allahu i Lartësuar dhe nga i Dërguari i Tij, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*, ashtu siç thotë Ai:

**"Kush do ta pasojë udhëzimin Tim, as nuk do të humbë, as nuk do të bjerë në mjerim."** (Taha, 123) A thua, mund të mendohet a të imagjinohet se ekziston pasimi pa lexim të vazhdueshëm, pa përsëritjen e rregullave dhe udhëzimeve të tij, ashtu siç kemi sqaruar më lart se në jetën e përditshme vëmë re se administratori që nuk e njeh dhe nuk e kupton rregulloren e punës, konsiderohet

[103] *Sunen Ebi Davud*, 2/55, 1392.

administrator i dështuar, si dhe studenti që nuk i përsërit mësimet e tij. Sa herë që Allahu i Lartësuar kupton te ti dëshirën dhe kujdesin e sinqertë për këtë ushqim, t'i hap dyert e Tij, të begaton në të dhe ndikimi i tij vazhdon të t'i përfshijë të gjitha pikëpamjet e jetës sate. Nuk them se përvoja e dëshmon këtë, por vërtetësia e rezultateve të këtij veprimi është më e fortë dhe më e drejtë sesa nënshtrimi ndaj përvojës. Mangësitë që i kemi në jetën tonë janë për shkak të braktisjes dhe neglizhencës së këtij veprimi të lehtë, për atë që ia ka lehtësuar Allahu, madhështor në dobi, gjithëpërfshirës ndikimi i tij në realizimin e suksesit të plotë për çdokënd që merret hollësisht me të. Është falas, nuk ka nevojë për kurse, tarifë apo trajnues.

Zakonet e suksesit nuk janë shtatë a dhjetë, por një i vetëm, që është kujdesi për leximin e pjesës sate nga Kurani. Madje kjo konsiderohet adhurim e jo zakon. Ai të cilit Allahu i Lartësuar ia lehtëson kujdesin për të, i realizon të gjitha kuptimet e suksesit të kësaj bote dhe të botës tjetër.

**Çështja e dytë: Mënyra e ndarjes së Kuranit dhe periudha e përfundimit të tij**

Leximi i Kuranit është si ilaçi. Patjetër duhet të ketë sasi të caktuar, nuk duhet shtuar e as nuk duhet pakësuar derisa të japë ndikimin e tij. Kështu, antibiotikut, nëse i kalon koha, i dobësohet ndikimi, e, nëse përafrohet më tepër sesa duhet, e dëmton trupin. Kësisoj është edhe kohëzgjatja e leximit të Kuranit që e përligji i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të*! Për atë që e dëshiron më të mirën dhe më të dobishmen është shtatë ditë deri në një muaj, e për më pak se tri ditë nuk është ndaluar. Ndërkaq, ka argumente që e ndalojnë braktisjen e Kuranit për më tepër se dyzet ditë.

Eus ibn Hudhejfe eth Thekafi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë: "Një natë vajtëm tek i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*, ngase ai dilte përnatë pas jacisë dhe na fliste për atë ç'i kishte ngjarë me popullin e tij. Një natë u vonua nga koha që vinte. I thashë: "O i Dërguar i Allahut, u vonove sonte." Tha: *"Nuk e pata lexuar pjesën time nga Kurani, ndaj s'desha të dal pa e plotësuar."* Eusi thotë: "I pyeta shokët e të Dërguarit të Allahut se si e ndanin Kuranin? Ata thanë: "Në tri, pesë, shtatë, nëntë, njëmbëdhjetë, trembëdhjetë dhe pjesën el mufassal."[104]

Është përcjellë për Othmanin, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, se e fillonte leximin e  sures El Bekare natën e së

[104] *Sunen Ebi Davud*, 2/55, 1393; *Sunen Ibn Maxhe*, 1/427, 1345.

premtes, kurse Kuranin e përmbyllte të enjten mbrëma. Transmetohet nga Aishja, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, të ketë thënë: "Unë e lexoj për shtatë ditë ulur në shtratin tim."[105]

Abdullah ibn Mesudi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë: "Kurani nuk lexohet në më pak se tri ditë. Lexojeni në shtatë ditë, si dhe le të kujdeset njeriu për pjesën e tij."[106]

Neveviu, *Allahu e mëshiroftë!*, sa i përket mbarimit të Kuranit për shtatë ditë, thotë: "Kësisoj kanë vepruar shumica e gjeneratave të para." Sujutiu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Kjo është mesatarja dhe më e mira, njëherazi është veprim i shumicës së sahabëve dhe i të tjerëve."

Më e udhës do të ishte që ndarja dhe klasifikimi i Kuranit të bëhet sipas sureve, sipas mundësisë, respektivisht surja të lexohet e plotë në një natë, si dhe klasifikimi dhe ndarja të jetë në përputhshmëri me mbarimin e sureve. Ky veprim është sunet, vepër e sahabëve dhe e tabiinëve. Ndërkaq, sa u përket *hizbeve* dhe *xhuzave,* të njohur sot, janë të vonë, si forcim i ndarjes së kuptimeve dhe klasifikim për suret. Ai që dëshiron të zgjerohet në këtë çështje, le t'i referohet asaj çfarë ka shkruar shejhul Islam Ibn Tejmije në *Fetava*, në vëllimin e trembëdhjetë.

---

[105] *Musanaf Ibn Ebi Shejbe*, 143, 301820.

[106] Shih *Mexhmea ez zevaid*, 2/269. Transmeton Taberaniu në *El Kebir*, me transmetues të saktë.

**Çështja e tretë: Mënyra e zbatimit të këtij çelësi**

Të falurit e namazit duke e përmbyllur Kuranin çdo javë kërkon shkallëzim dhe ushtrim gradual. Në këtë aspekt vlen zbatimi i rregullës " e vazhdueshmja, qoftë edhe e paktë". Fillimi mund të bëhet me *el mufassal* (pjesa e fundit e Kuranit, duke filluar me suren Kaf, 50-114), e ndan atë në shtatë pjesë: përditë nga një pjesë ose fillimi të jetë me *Xhuzin Amme* (pjesën e tridhjetë, përkatësisht të fundit të Kuranit): e ndan në shtatë pjesë, përnatë e lexon nga një pjesë dhe këtë e përsërit çdo javë. Më pas shikon se si qëndron rezultati? Kur sheh ndikimin dhe dobinë, pa dyshim se kjo do ta nxisë për të shtuar. Mirëpo, (shtimi) duhet bërë gradualisht, duke shtuar sasinë, në të njëjtën mënyrë bëhet përndarja e pjesës së re në shtatë pjesë. Çdo pjesë duhet lexuar në një mbrëmje, në mënyrë që pjesa të përfundohet çdo javë derisa të ngulitet, derisa ajetet të nguliten fuqishëm në zemër, me ç'rast lehtësohet kujtimi i tyre në situata të jetës së përditshme.

## ÇELËSI I GJASHTË: LEXIMI TË JETË PËRMENDSH

### Çështja e parë: Rëndësia e këtij çelësi

Rasti i hafëzit dhe atij që s'është hafëz i shëmbëllen dy personave në udhëtim. I pari si ushqim të vetin ka hurmat, kurse i dyti miellin. I pari ha kur të dëshirojë, madje duke qenë hipur në mjetin e udhëtimit, kurse i dyti patjetër duhet të zbresë, të gatuajë, të ndezë zjarr, ta pjekë dhe ta presë pjekjen.

Dija është sikurse ilaçi. Nuk ndikon pa depërtuar në brendësi dhe pa u përzier me gjak, përndryshe ka ndikim të përkohshëm.

Po ashtu është sikurse aparati i pajisur me bateri dhe ai pa bateri. I pari mund të aktivizohet në çdo vend, kurse i dyti medoemos ka nevojë për burim energjie.

Ibn Abasi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, transmeton se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Ai, në gjoksin e të cilit nuk ka asgjë nga Kurani (nuk di asgjë përmendsh nga Kurani), është sikurse shtëpia e braktisur dhe e rrënuar."*[107]

Ibn Tejmije, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Xhenetin dhe kopshtin e kam në gjoks. Kudo që shkoj, e marr me vete (nuk më ndahet)." Ka për qëllim Kuranin dhe Sunetin, që janë të ngulitur në gjoks dhe ia shtojnë bindjen.

---

[107] *Sunen et Tirmidhi*, 5/177, 2913, që thotë se hadithi është hasen sahih.

Sehl ibn Abdullahu, *Allahu e mëshiroftë!*, një nxënësi të tij i kishte thënë: "A e di Kuranin përmendsh? Ai i kishte thënë jo." Ndaj, tha: "O Allah! Të kërkoj ndihmë! Besimtari nuk e ditka Kuranin përmendsh! Me çka do të këndojë? Me çka do të begatohet? Me çka do t'i përgjërohet Zotit të vet?"

Abdullah ibn Bishër el Katani, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Nuk kam parë njeri më të përpiktë me ajetet e Kuranit sesa Ebi Sehl ibn Zijadin, *Allahu e mëshiroftë!*, komshiun tonë. Vazhdimisht falte namaz nate, lexonte Kuran dhe, për shkak të dijes së tij, Kurani sikur i qëndronte para sysh, merrte prej tij kurdo që donte, pa u lodhur."[108] Kjo nënkupton faktin se nxënia përmendsh (e Kuranit) është një ndër çelësat e meditimit, ngase sa herë që ajeti është i mësuar përmendsh, është i pranishëm dhe zbritja e tij në raste dhe situata të përditshme në të cilat kalon personi bëhet shumë shpejt dhe drejtpërdrejt. Porse, nëse Kurani qëndron vetëm në rafte, si mund ta praktikojmë në jetën tonë?

---

[108] *Tarih Bagdad*, 5/45; *Sijer alam en nubela*, 15/521.

**Çështja e dytë: Sqarim i ndikimit të nxënies përmendsh në kuptim e meditim**

Për trajtimin e çfarëdo problematike ekzistojnë tri forma:

1. Trajtim mendor-gojor pa ndonjë parapërgatitje për zgjidhjen.
2. Trajtim i shkruar i parapërgatitur.
3. Trajtim mendor për një çështje të shkruar më parë.

Forma e tretë është më e fuqishmja, pastaj e dyta, pasuar nga e para. Nxënia dhe leximi i Kuranit përmendsh përfshihet në formën e tretë. Të menduarit dhe përsëritja e ajetit të nxënë përmendsh është më e vlefshme sesa përsëritja e tij duke e lexuar, për faktin se efekti i formës së tretë vazhdon, kurse efekti i formës së dytë mbaron me mbylljen e mus'hafit.

**Çështja e tretë: Përse ta mësojmë Kuranin përmendsh?**

Bazuar në atë që u tha te çelësat e mëparshëm, synimi i parë i nxënies përmendsh të Kuranit është të falurit e namazit me të, natën e ditën. Ndërkaq, qëllimi i të falurit të namazit me të është mësimi i asaj që përmban Kurani, dijen mbi Allahun e Lartësuar dhe Ditën e Fundit, dije që e realizon lumturinë, jetën e pastër për njeriun, dije që e përforcon në situata krizash, ia jep fuqinë umetit në ballafaqimin me armiqtë e tyre. Ky pra është qëllimi më i rëndësishëm i mësimit të Kuranit përmendsh në të cilin

duhet të përqendrohen ata që merren me edukimin e të tjerëve.

Mësimi përmendsh i shprehjeve është mjet, nuk është qëllim. Është mjet drejt kuptimit të domethënieve dhe përfitimit të tyre në jetë. E, sa i përket kufizimit në mësimin e shprehjeve, thjesht konsiderohet mangësi karshi Kuranit, devijim nga rruga e drejtë për t'u kujdesur dhe për të përfituar prej tij në këtë botë dhe në botën tjetër.

**Çështja e katërt: Si duhet mësuar Kuranin përmendsh?**

**Mësimi pedagogjik**

Bazuar në konstatimin e çështjes paraprake dhe në atë që u konstatua në çelësin e pestë, them se nxënia përmendsh e të mësuarit pedagogjik të Kuranit mund të përmblidhet në pikat vijuese:[109]

1- Fillimi i nxënies së Kuranit përmendsh nga surja En Nas, më pas surja El Felek, prapa nga renditja e Kuranit. Kjo formë nxënieje mundëson gradualen dhe lehtësimin, realizon forcimin e vazhdimësisë së projektit të mësimit të Kuranit përmendsh, lehtëson stërvitjen për të falur namazin me të,[110]

[109] Këtë që po e theksoj këtu është fryt praktik dhe përfundim i një studimi të veçantë rreth "Të mësuarit pedagogjik të Kuranit dhe prodhimi i njeriut".
[110] Për më tepër rreth këtyre çështjeve do të keni mundësi të lexoni në librin *Çelësat e meditimit rreth Sunetit dhe fuqisë në jetë*, i cili pritet të botohet së shpejti.

qoftë nxënësi i ri apo i rritur. Ky është një projekt i ndjekur dhe i suksesshëm në shkollat e mësimit të Kuranit përmendsh në Ministrinë e Arsimit dhe Shkencës, që është ndarja në sure, kurse ndarja në *xhuza* është e vështirë. Ata që ndjekin metodën e xhuzave, mendojnë se renditja e nxënies përmendsh nuk duhet të jetë nga suret e shkurtra, ngase kjo është në kundërshtim me xhuzat. Po të kishin provuar ndarjen në sure, do të çliroheshin dhe do të shpëtonin nga ajo metodë, si dhe do ta shijonin kënaqësinë e fleksibilitetin gjatë nxënies përmendsh.

2- Të mësuarit përmendsh të ndahet në dy pjesë: a) Mësimi i ri; dhe b) Të falurit e namazit me Kuran.

3- E ndan ditën nga mëngjesi deri në mbrëmje për nxënie përmendsh të pjesës së re.

4- E ndan natën nga ezani i akshamit deri në ezanin e sabahut për faljen e namazit me Kuran duke praktikuar pjesën e mbetur të dhjetë çelësave të meditimit.

5- Pjesa e re e mësuar përmendsh ndahet në dy pjesë: a) Nxënie përmendsh; dhe b) Përsëritje. Sa i përket nxënies përmendsh, për këtë cakton një kohë pas sabahut dhe një tjetër pas ikindisë. Ndërkaq, përsëritja duhet bërë në namazin vullnetar ose të detyruar gjatë ditës.

6- Zvogëlimi i pjesës (së re që mësohet përmendsh) dhe më shumë përqendrim në (përsëritjen) atë që është nxënë përmendsh.

7- Pjesa e nxënë përmendsh ndahet në shtatë pjesë, sipas numrit të ditëve të javës. Çdo natë falet me nga një pjesë, njëherazi pjesën që e emërtova (Të falurit me Kuran) e nënkupton përsëritjen.

8- Sa herë që shtohet sasia e nxënë përmendsh, bëhet rishpërndarja e pjesës javore, në mënyrë që të jetë paralel me shtimin, duke pasur parasysh se sasia e ditëve të para të javës të jetë më e vogël, ngase ende nuk është e kalitur.

9- Mësimi përmendsh bëhet sure më sure, ndërsa mësimi i sures së caktuar për të parën herë bëhet me ndarje. Surja mund të ndahet në numër ajetesh, varësisht tematikës së tyre. Ndërkaq, disa tematika të gjata mund të ndahen në dy ose në më shumë pjesë. Gjithashtu, nëse pjesa është e shkurtër, mund të mblidhen disa sosh në një pjesë të vetme. Kështu, disa tematika mund të jenë vetëm në një ajet, madje disa ajete përmbajnë një numër tematikash. E rëndësishme është që ndarja të mos jetë e rastësishme, as sipas faqeve e as sipas xhuzave.[111]

[111] Ndarja që nuk i kushton rëndësi tematikës nënkupton përqendrimin mbi shprehjet dhe harrimin e domethënieve. Këto metoda i kam

10- Asnjëherë nuk është e udhës e as e arsyeshme të tejkalohet ndonjë sure pa u nxënë e tëra përmendsh, sado që të jetë e gjatë, njëherazi e përsërit, pasi të jetë mësuar e tëra përmendsh, disa herë dhe për disa ditë.

11- Është shumë e dobishme t'ia mundësosh ndokujt të ta dëgjojë pjesën me të cilën do të falesh sonte, veçanërisht është e preferuar që të jetë dikush i familjes, për t'u realizuar këshillimi dhe bashkëpunimi me njëri-tjetrin.

12- Nëse nxënia përmendsh e disa sureve del të jetë e brishtë gjatë natës (që je falur), atëherë bëhet përsëritja dhe përforcimi i tyre gjatë ditës vijuese. Nuk është e drejtë të fillohet me mësimin përmendsh të pjesës së re duke qenë në këtë gjendje. Kjo zakonisht ndodh në ditët e javës së parë derisa të ngulitet ajo që është nxënë përmendsh.

13- Është shumë i dobishëm zbatimi i dhjetë çelësave, duke përfshirë edhe çelësin e leximit të rrjedhshëm e të vëmendshëm, leximit të zëshëm. Nuk është e preferuar të shpejtuarit dhe ngutja gjatë leximit të Kuranit, madje as gjatë mësimit përmendsh të pjesës së re, për shkak të përforcimit të asaj që është nxënë përmendsh. Të shpejtuarit nënkupton

---

provuar disa herë dhe çdokush që merret me mësimin e Kuranit përmendsh mund ta provojë vetë, e më pas të japë gjykimin.

harrimin e synimeve të leximit të Kuranit, që është çelësi i dytë i këtyre dhjetë çelësave. Nëse kemi të bëjmë me këtë gjendje, atëherë bëhet përsëritja e tij përmes leximit të këtij libri.

14- Atij që mëson përmendsh, nëse bindet dhe edukohet sipas saj, kjo metodologji i ofron qetësi, nuk ka ngutje, as frikë e as harresë.

15- Kjo metodologji ngrihet mbi parimin: "Mësimi pedagogjik përmendsh", kurse metodologjia: "Mëso përmendsh e harro" është siç ka thënë Ameshi, *Allahu e mëshiroftë!*: "I shëmbëllen atij që i ofrohet ushqimi: merr kafshatë pas kafshate, por e hedh pas shpinës, ndaj nuk futet në brendësinë e tij."[112]

16- Në këtë metodologji kursehet koha dhe mundi, ngase ti e mëson suren vetëm një herë të në jetë dhe më pas përfiton prej saj. Ndërkaq, mësimi dhe të harruarit e njëpasnjëshëm pa dyshim se e humb kohën dhe mundin, në jetë privon të begatuarit me Kuranin. Madje, krijon ngatërresë dhe kundërshtim ndërmjet mësimit të ri dhe përsëritjes së asaj që është nxënë përmendsh. Gjithashtu, shkakton pikëllim, mërzitje tek ai që ka nxënë përmendsh diçka nga Kurani e më pas e ka harruar, bile-bile

[112] Shih: *El Xhamiu li ahlaki er ravi ue adab es sami*, Hatib el Bagdadi.

mund të jetë shkak për dëshpërim nga mësimi përmendsh dhe braktisja e tërësishme e tij.

17- Mbi mësimin pedagogjik mund të bëhet edhe edukimi i familjes duke bërë një orar javor për çdo pjesëtar të familjes për t'i dëgjuar (ç'kanë nxënë) gjatë ditës, për t'i rikujtuar, për t'i nxitur që të falen natën me të dhe për t'i shpërblyer për atë ç'kanë mësuar. Kësisoj derisa të ushtrohen e të zhvillohen dhe t'u bëhet shoqërues i pandashëm, që nuk mund ta përballojnë ndarjen, si dhe t'u bëhet fener ndriçues, që ua ndriçon rrugën e jetës.

18- Ai që lexon ç'ka mësuar përmendsh, qoftë edhe një sure të vetme, për çdo javë është më i mirë sesa ai që lexon njëqind sure çdo muaj. I pari e lexon suren çdo shtatë ditë, kurse i dyti e lexon suren çdo të tridhjetën ditë.[113] Vallë, mësimi i cilit prej tyre do të jetë më i qëndrueshëm, më i fortë dhe më afër dhikrit dhe punës? Nuk vjen në konsiderim shumica kundrejt fuqisë. E pakta, por e fuqishme, është më e dobishme sesa e shumta e dobët. Kjo më kujton faktin që është përmendur në Sunenin e Ebu Davudit[114] në hadithin e Theubanit, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, që thotë se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të!*,

[113] Përqindja ndërmjet tyre është ¼. Domethënë, ai që lexon çdo javë është katër herë më shumë sesa ai që lexon çdo muaj. Ai që dyshon në këtë, le ta provojë.
[114] Sunen Ebi Davud, 4/111.

ka thënë: *"Do të vijë koha kur popujt e tjerë do t'ju vërsulen juve sikurse të urriturit që u vërsulen enëve të ushqimit."* E pyesin: "Meqë atëherë do të jemi të paktë numerikisht?" Ai u përgjigjet: *"Jo. Për nga numri do të jeni të shumtë, mirëpo do të jeni sikur shkuma që e bart dallga. Allahu atë kohë do ta shkulë frikën prej zemrave të armiqve tuaj, që e kanë prej jush, kurse në zemrat tuaja do ta mbjellë vehnin.* Dikush e pyeti: "O i Dërguar i Allahut, ç'është vehni?" Tha: *"Dashuria ndaj kësaj bote dhe urrejtja ndaj vdekjes."*

Prandaj, qëllimi nuk është mësimi sa më shumë i shprehjeve të Kuranit, por përsëritja e asaj që është mësuar nga Kurani çdo shtatë ditë në namaz me nijetin e meditimit, në mënyrë që të arrihet shërimi nga *vehni*. Çfarëdo që të jetë sasia e mësuar përmendsh, qoftë edhe një sure e vetme, njëmijë herë është më e dobishme sesa ajo që është përmendur. Nëse mundësohet mësimi i pjesës më të madhe ose i tërë Kuranit, sipas asaj që është cekur, kjo pa dyshim se është më e mirë dhe më e fuqishme sesa e pakta. E rëndësishme është rregulla e sipërpërmendur dhe kur sheh se koha po të ngushtohet, atëherë zvogëloje sasinë duke u kujdesur që të të mbesë përsëritja.

## ÇELËSI I SHTATË: PËRSËRITJA E AJETEVE

Qëllimi i përsëritjes është të ndalurit për të kujtuar kuptimet. Ndaj, sa herë që shtohet përsëritja, aq më shumë shtohen domethëniet që kuptohen nga citati. Gjithashtu, përsëritja mund të arrihet spontanisht nga të mrekulluarit e asaj që lexon, fakt që vërehet në jetën e përditshme të njerëzve. Kur ndokush mrekullohet prej ndonjë fjalie a rrëfimi, ia përsërit vetes ose të tjerëve. Përsëritja është rezultat dhe fryt i të kuptuarit dhe meditimit, si dhe mjet drejt tyre, nëse nuk ekzistojnë ato. Ibn Mesudi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë: "Mos e lexoni Kuranin siç e hidhni rërën e as siç e lexoni poezinë, por lexoni ngadalë dhe ndaluni me mrekullitë e tij. Lëvizni zemrat dhe qëllimi juaj të mos jetë përfundimi i sures."[115]

Ebu Dherri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, transmeton se i Dërguari i Allahut është falur me një ajet deri në agim duke e përsëritur:

**"Nëse Ti i dënon ata – robërit e Tu janë, e nëse i fal ata, me të vërtetë, vetëm Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti."** (Maide, 118)[116]

[115] *Tefsir el Begavij*, 4/407; *Shuab el iman*, Bejhekiu, 1/344; *Ahlak hameletil Kuran*, 19.
[116] *Sunen Ibn Maxhe*, 1/429, 1389. Albani e cilëson si hasen në *Sunen en Nesai*. Të tillë e cilëson edhe Arnauti në librin *Muhtesar Minhaxhul kasidin*.



Ibad ibn Hamza, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Ndërsa hyra tek Esma, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, lexonte fjalën e Allahut të Lartësuar:

**"Por, Allahu na ka dhuruar mëshirë dhe na ka ruajtur nga era përcëlluese (e Zjarrit)."** (Tur, 27) qe ndalur te ky ajet, i kërkonte mbrojtje Allahut dhe lutej. Ibadi thotë: "Vajta në treg, i kreva nevojat e mia e u ktheva, kurse ajo ishte tek ai ajet, kërkonte mbrojtje dhe lutej."[117]

Kasim ibn Ebi Ejubi, *Allahu e mëshiroftë!*, transmeton se Seid ibn Xhubejri, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, e përsëriti këtë ajet:

**"Dhe ruajuni asaj Dite që do të ktheheni tek Allahu."** (Bekare, 281) njëzet e disa herë."[118]

Muhamed ibn Kab el Kuredhi, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Të lexoj *Idha zulziletil erdu zilzaleha* dhe *El Karia* duke i përsëritur e duke i medituar është më e dashur për mua sesa ta lexoj tërë Kuranin brenda natës."[119]

Hasan el Basriu, *Allahu e mëshiroftë!*, një natë e përsëriti fjalën e Allahut të Lartësuar:

**"Nëse do t'i numëronit mirësitë e Allahut, nuk do të mund t'i llogarisnit ato. Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirplotë."** (Nahl, 18) derisa qe gdhirë. Kur dikush ia

---

[117] *Musanaf Ibn Ebi Shejbe*, 2/25, 6037.
[118] *Musanaf Ibn Ebi Shejbe*, 7/203.
[119] *Ez Zuhd*, Ibn Mubarek, 97.

përmendi këtë, i tha: "Në këtë ajet ka mësim. Ngado që e ngremë dhe e drejtojmë syrin kemi mirësi, kurse mirësitë e Allahut që nuk i dimë janë më shumë."[120]

Temim ed Dari, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, qe falur me një ajet derisa është gdhirë: **"A mos mendojnë ata që bëjnë vepra të këqija, se Ne do t'i bëjmë të njëjtë me ata që kanë besuar dhe që kanë bërë vepra të mira, se jeta dhe vdekja e tyre do të jetë e njëjtë? Sa keq që gjykojnë ata!"** (Xhathije, 21)[121]

Ibn Kajimi, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Ta përsëritë dikush një ajet deri në agim është traditë e gjeneratave të parë."[122]

Imam Neveviu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Shumë prej gjeneratave të para e kalonin tërë natën ose pjesën më të madhe të saj me një ajet të vetëm duke e medituar gjatë leximit."[123]

Ibn Kudame, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Le ta dijë lexuesi se ajo çfarë lexon nuk është fjalë e njerëzve. Ta kujtojë Madhërinë e Folësit, Allahut të Lartësuar, si dhe le t'i meditojë fjalët e Tij, ngase qëllimi i leximit është meditimi, që arrihet vetëm me përsëritjen e ajetit, ndaj le ta përsërisë atë."[124]

---

[120] *Muhtesar Kijam el lejl*, Meruezi, 151.
[121] *Muhtesar Minhaxhul kasidin*, 67.
[122] *Miftahu dar es seadeh*, 1/222.
[123] *El Edhkar*, 50.
[124] *Muhtesar Minhaxhil kasidin*, 68.

## ÇELËSI I TETË: NDËRLIDHJA E SHPREHJEVE ME DOMETHËNIET

### Çështja e parë: Koncepti i këtij çelësi

Kjo nënkupton ndërlidhjen e shprehjes me domethënien, respektivisht mësimin përmendsh të domethënieve. Gjithashtu, nënkupton edhe ndërlidhjen e ajetit me realitetin, gjegjësisht zbritjen e ajetit në pozicione dhe situata të përditshme në të cilat kalon personi. Po ashtu, nënkupton marrjen model Kuranin në çdo rast që ndodh gjatë ditës dhe natës. Kështu, Kurani mbetet i gjallë në zemër, merren përgjigjet dhe komentet për jetën, merren udhëzimet dhe sistemet për çdo gjë të vogël a të madhe. Kjo lidhje te psikologët njihet me shoqërimin e kushtëzuar, kurse te shkencëtarët e programimit në kohën e sotme njihet si lidhje, ndërsa në gjuhën e Kuranit dhe Sunetit kjo quhet përmendje ose kujtesë, siç thotë Allahu i Lartësuar:

**"Ata që i frikësohen Allahut, kur u vjen ndonjë mendim i lig nga djalli, i kujtojnë (urdhrat e Tij), e atëherë e shohin rrugën e drejtë."** (Araf, 201)

**Çështja e dytë: Llojet e tij**

Ndërlidhja është dy llojesh: e rastësishme dhe e qëllimshme. Tek e rastësishmja hyjnë frymëzimet dhe çeljet që Allahu i Lartësuar ia jep kujt të dojë nga robërit e Tij. Ndërkaq, e qëllimshmja është të bësh lidhjen e pastaj përsëritjen derisa të ngulitet e të stabilizohet. Përsëritja që realizon lidhjen është dy llojesh: 1. Përsëritja aktuale (e vazhdueshme); dhe 2. Përsëritja javore. Sa i përket përsëritjes së vazhdueshme, është shpjeguar më sipër, te çelësi i shtatë, kurse përsëritja javore është shpjeguar te çelësi i pestë.

**Çështja e tretë: Mënyra e lidhjes**

Përsëritja e shprehjes duke kujtuar çdoherë një kuptim të ri, derisa të kalosh çdo kuptim që mund ta kujtosh nga citati apo shprehja. Më lart është cekur thënia e Hasan el Basriut, *Allahu e mëshiroftë!*, kur qe falur tërë natën, derisa është gdhirë, duke e përsëritur fjalën e Allahut të Lartësuar:

**"Nëse do t'i numëronit mirësitë e Allahut, nuk do të mund t'i llogarisnit ato. Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë."** (Nahl, 18) e kur më pas dikush ia kishte përmendur këtë, ai ia kishte kthyer: "Në këtë ajet ka mësim. Ngado që e ngremë dhe e drejtojmë syrin kemi

mirësi, kurse mirësitë e Allahut që nuk i dimë janë më shumë."[125]

**Çështja e katërt: Llogaritë e shprehjeve dhe fjalëve**

Një fjalë te ndonjë person mund të ketë pesë kuptime, tek i dyti shtatë, ndërsa tek i treti asnjë, e zbrazët, s'do të thotë asgjë.

Të kuptuarit dhe vetëdija e njerëzve mbi ajetet e Kuranit dallon shumë, ndonëse ajeti është po ai. Ky e lexon sikurse që e lexon tjetri, porse dallimi ndërmjet tyre në të kuptuarit e ajetit apo fjalisë është sikurse ndërmjet Lindjes e Perëndimit.

[125] *Muhtesar Kijam el lejl*, Meruezi, 151.

## ÇELËSI I NËNTË: LEXIMI MELODIK DHE I QARTË (*TERTIL*)

Leximi melodik nënkupton ngadalësinë, qartësinë, maturinë, të ketë parasysh ndaljet, parimet, normat dhe kuptimin e plotë, në mënyrë që lexuesi të mendojë çfarë po lexon. Allahu i Lartësuar thotë: **"Dhe lexoje Kuranin ngadalë dhe qartë."** (Muzemil, 4) Ibn Kethiri, thotë: "Lexoje me vëmendje, ngase ky lexim do të të jetë ndihmesë për të kuptuar dhe për të medituar Kuranin."[126]

Kësisoj e lexonte edhe i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të*! Aishja, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, thotë: "E lexonte suren me vëmendje dhe ngadalë, derisa bëhej më e gjatë sesa ajo që është më e gjatë se ajo."[127]

Enesi, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, është pyetur rreth leximit të të Dërguarit të Allahut, me ç'rast kishte thënë: "E zgjaste leximin. Kështu, e zgjaste fjalën *Bismilah*, e zgjaste *Rrahman* dhe e zgjaste *Rrahim*."[128]

Umu Seleme, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, është pyetur rreth leximit të të Dërguarit të Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*, me ç'rast është përgjigjur: "E ndërpriste leximin në çdo ajet. *Bismilahi*

---

[126] *Tefsiri i Ibn Kethirit*, 1453.
[127] *Sahih Muslim*, 4/507.
[128] *Fet'hul Bari*, 8/709.



*Rrahmani Rrahim. El hamdu lilahi Rabil alemin. Err Rrahmani Rrahim. Maliki jeumid Din."*[129]

Hasan el Basriu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "O njeri! Si të të zbutet zemra kur dëshira jote është që sa më parë të arrish te fundi i sures?"[130]

Ibn Mesudi, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, e qortoi Nuhejk ibn Sinanin, *Allahu e mëshiroftë!*, për shkak të leximit të tij të shpejtë kur kishte thënë: "Mbrëmë e lexova pjesën el mufassal (prej sures Kaf deri En Nas)." Ibn Mesudi i tha: "A e lexove shpejt sikurse të lexoje poezi?!"[131]

Abdullah ibn Mesudi, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, Alkames, *Allahu e mëshiroftë!*, ndërsa ky i fundit shpejtonte gjatë leximit, i kishte thënë: "Kurban bëfsha babën e nënën për ty. Lexo rrjedhshëm, sepse kjo është zbukurim i Kuranit."[132]

Ibn Muflihu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Më e pakta e leximit të vëmendshëm e të rrjedhshëm është lënia e ngutësisë gjatë leximi të Kuranit, kurse mënyra më e përsosur është të lexohet me vëmendje dhe të ndalet gjatë leximit."[133]

---

[129] *Musned Ahmed*, 6/302; *Sunen Ebi Davud*, 4/294; *Tuhfetul Ahuedhi*, 8/241.
[130] *Muhtesar Kijam el lejl*, Meruezi, 150.
[131] *Sahihul Buhari*, 1/269, 742; *Sahih Muslim*, 1/564, 822.
[132] *Sunen el Bejheki el Kubra*, 2/54, 2259; *Sunen Seid ibn Mensur*, 1/225; *Musanaf ibn Ebi Shejbe*, 2/255, 8724.
[133] *El Adab esh sherije*, 2/297.



Forma e leximit të Kuranit që na është përcjellë nga i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*, dhe nga shokët e tij e argumenton rëndësinë e leximit të vëmendshëm dhe zbukurimin e zërit gjatë leximit. Cilido që lexon çfarëdo libri që flet lidhur me rregullat e leximit të Kuranit, këtë do ta vërejë qartazi. Kjo është përcjellë vetëm në lidhje me Kuranin, kurse lidhur me hadithet, hutbet, këshillat, vazet nuk është përcjellë asgjë në këtë drejtim. Pa dyshim se gjatë leximit të ngadalshëm dhe të vëmendshëm ekziston dallim i madh ndërmjet atij që i zbaton rregullat e dispozitat e leximit dhe ndërmjet atij që nuk i zbaton ato.

Hudhejfe, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, rrëfen: "Një natë po falesha me të Dërguarin e Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të*! Namazin e nisi me suren El Bekare, që e përfundoi, pastaj vazhdoi me suren En Nisa, që e përfundoi, më pas me suren Ali Imran, që e përfundoi. Lexonte ngadalë. Me të lexuar ndonjë ajet ku kishte lavdërim (tesbih), e lavdëronte Allahun. Me të lexuar ndonjë ajet ku duhej lutur, lutej. Ndërkaq, kur kalonte në ndonjë ajet që duhej kërkuar mbrojtje, kërkonte mbrojtje prej Allahut."[134]

Nëse ka kundërshtim mes sasisë së leximit dhe formës, i jepet përparësi formës. Zejd ibn Thabiti, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, është pyetur: "Ç'mendon për leximin e Kuranit për shtatë ditë? Ai tha: "Mirë është, por ta lexoj për

---

[134] *Sahih Muslim*, 1/536, 772; *Sunen en Nesai*, 3/225,1664.

gjysmë muaji ose për dhjetë ditë është më e dashur për mua. Ndoshta do të më pyesësh përse kësisoj? Në mënyrë që të meditoj e të ndalem tek ajetet e tij."[135]

Ibn Haxheri, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Ai që lexon ngadalë dhe vëmendshëm është sikurse ai që jep lëmoshë një xhevahir të çmuar. Ndërkaq, ai që shpejton gjatë leximit është sikurse ai që jep lëmoshë disa xhevahire, por vlera e tyre është sa vlera e një xhevahiri. Ndodh që vlera e një xhevahiri të jetë më e lartë se vlera e xhevahireve të tjera, porse mund të jetë edhe e kundërta e kësaj."[136]

Së këndejmi, e vërteta është se ai që shpejton gjatë leximit është kufizuar vetëm në njërin prej synimeve të leximit të Kuranit, që është shpërblimi i leximit. Rrjedhimisht, ai që lexon ngadalë dhe vëmendshëm, përmbush të gjitha synimet, arrin përfitimet nga Kurani, si dhe ka ndjekur udhëzimin e të Dërguarit të Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*, dhe të shokëve të tij, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi ta*!

---

[135] *El Muveta*, 1/201.

[136] *Fet'hul Bari*, 3/89. Ngjashëm me këtë e ka përmendur edhe Sujutiu në *El Itkan*.

## ÇELËSI I DHJETË: LEXIMI I ZËSHËM (I QARTË) DHE ZBUKURIMI I ZËRIT GJATË LEXIMIT

Ebu Hurejra, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*, ka thënë: *"Nuk është prej nesh ai që nuk e zbukuron zërin teksa e lexon Kuranin."*[137]

Gjithashtu, Ebu Hurejra transmeton se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut të ketë thënë: *"Allahu nuk ka dëgjuar asgjë siç e ka dëgjuar*[138] *leximin e një profeti me zë të ëmbël e të lartë."*[139]

Ebu Musa el Eshariu, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut ka thënë: *"I njoh zërat shoqërues të esharive kur hyjnë gjatë natës në shtëpitë e veta dhe i njoh shtëpitë e tyre prej zërave që i ngrehin natën duke e lexuar Kuranin, ndonëse nuk ua kam parë shtëpitë tek kanë hyrë gjatë ditës."*[140]

---

[137] *Sahihul Buhari*, 6/2737, 7089; *El Mustedrek ala sahihajn,* 1/758, 2091; *Sahih Ibn Hiban*, 1/326, 120; *Sunen el Bejheki el Kubra*, 1/558, 1024; *Sunen Ebi Davud*, 2/74,1469.

[138] Allahut nuk i pështillen zërat dhe as që ka nevojë të përqendrohet për ta dëgjuar ndonjë zë a për ta dalluar nga tjetri. Kjo është bërë për ta nderuar lexuesin (Profetin) dhe për të treguar vlerën e veprës/(leximit) të Kuranit me zë të bukur. (Shën. i redaktorit fetar)

[139] *Sahihul Buhari*, 6/2743, 7105; *Sahih Muslim*, 1/545, 792.

[140] *Sahihul Buhari*, 6/2737, 7089.

Umu Hani, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, thotë: "E dëgjoja leximin e të Dërguarit të Allahut duke qenë në tendën time."[141]

Ebu Katade, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, përcjell se një natë i Dërguari i Allahut kishte dalë, ndërkohë Ebu Bekri, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, falte namaz me zë të ulët. Ndërsa kaloi pranë Omer ibn Hatabit, ky (i fundit) falte namaz me zë të lartë. Katade thotë: "Kur vajtëm tek i Dërguari i Allahut, u tha: *"O Ebu Bekër. Kalova pranë teje, kurse ti faleshe duke e ulur zërin tënd.* Ai i tha: "Ai që i lutesha më dëgjoi, o i Dërguar i Allahut." Omerit i tha: *"Kalova pranë teje, kurse ti faleshe duke e ngritur zërin tënd?"* Ai i tha: "Për ta larguar dremitjen dhe për ta dëbuar shejtanin, o i Dërguar i Allahut." I Dërguari i Allahut tha: *"O Ebu Bekër, ngrije pak zërin."* Kurse Omerit: *"Ule pak zërin."*[142]

Ibn Abasi, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, është pyetur rreth leximit të Profetit me zë gjatë natës, me ç'rast është përgjigjur: "Lexonte në dhomën e tij ashtu që, nëse ndokush do të dëshironte ta mësonte përmendsh, do ta bënte këtë."[143]

Ibn Abasi, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, një burri, për të cilin dëgjoi se e lexonte shpejt Kuranin, i kishte thënë:

---

[141] *Sunen en Nesai*, 2/178, 1013; *Sunen Ibn Maxhe*, 1/429, 1349.
[142] *Sunen Ebi Davud*, 2/37, 1329; *Sunen et Tirmidhi*, 2/309, 447.
[143] *Muhtesar Kijam el lejl*, Meruezi, 133.

"Nëse e bën këtë, lexo ashtu që ta dëgjojë veshi yt e ta kapë zemra jote."[144]

Përcillet nga Ibn Ebi Lejla, *Allahu e mëshiroftë!*, se ka thënë: "Kur të lexosh, le të dëgjojnë veshët e tu sepse zemra është ekuilibër i gjuhës dhe veshit."[145]

Të shfaqurit haptazi e asaj çka sillet në zemër ndihmon më tepër në përqendrim dhe në vëmendje, kësisoj e vëren njeriun tek vepron një gjë të tillë kur i komplikohen gjërat dhe i vështirësohet të menduarit.

Disa gjatë leximit të Kuranit lexojnë pa zë duke synuar shpejtimin dhe leximin e sasisë sa më të madhe që është e mundshme, mirëpo kjo metodë është e gabuar dhe qartazi vërehet mungesa e synimi të meditimit në këtë gjendje.

Të lexuarit zëshëm ka disa shkallë. Më e ulëta është që njeriu ta dëgjojë veten, si dhe lëvizja e gjuhës dhe e buzëve të tij, kurse shkalla më e lartë është ta dëgjojë ai që është afër tij. Më ulët se kjo nuk konsiderohet lexim i zëshëm, kurse më lart se kjo e pengon meditimin, e lodh lexuesin dhe e shqetëson dëgjuesin.

Ndër dobitë e leximit zëshëm është dëgjimi i engjëjve të ngarkuar me dëgjimin e atyre që e përmendin Allahun duke lexuar Kuran, ikjen dhe largimin e shejtanëve nga lexuesi dhe nga vendi në të cilin lexohet Kurani. Gjithashtu, në këtë ka edhe pastrim për shtëpinë, parfumimi i saj si

---

[144] *Sunen el Bejheki el Kubra*, 2/168, 2759, *Fet'hul Bari*, 9/89.
[145] *Musanaf Ibn Ebi Shejbe*, 1/321, 3670.



dhe krijimi i një ambienti të përshtatshëm për edukim dhe arsim.

Shtëpia në të cilën shpeshtohet leximi i Kuranit me zë është shtëpi, siç ka thënë Ebu Hurejra, *kënaqësia e Allahut qoftë me të!*, në të cilën shtohet mirësia, prezantojnë engjëjt dhe dalin shejtanët prej saj. Ndërkaq, shtëpia në të cilën nuk lexohet Libri i Allahut, u ngushtohet banorëve të saj, pakësohen mirësitë, prezantojnë shejtanët dhe dalin engjëjt prej saj."[146]

[146] *Ez Zuhd*, Ibn Mubarek, 1/273, 790.

**Përmbyllje e studimit**

Vëlla musliman! Me të vërtetë, ajo që është përmendur më lart nga çelësat e meditimit është sikurse ai që e përdor teleskopin për të afruar dhe për të zmadhuar fotografitë. Kjo i ndodh edhe lexuesit të Kuranit. Në këtë mënyrë i zgjerohen kuptimet në pikëpamjen e tij, i thellohen dhe i çelen kuptimet që nuk ka mundur t'i njohë më parë, shprehjet që i ka kaluar pa e ndier, saqë do të thotë: "Subhanallah! E kam lexuar këtë sure ose këtë ajet para shumë vjetësh, mirëpo nuk e kam kuptuar ashtu siç e kuptova sot!”

Ndonjëri prej nesh dëshiron të arrijë meditimin e Kuranit dhe të ndikohet prej tij, ndërkohë nuk ka ndërmarrë masa dhe mjete ndihmuese për ta kuptuar dhe për ta njohur atë. Madje, nuk shfaq as shkallën më të ulët të përqendrimit dhe qetësisë kur dëshiron ta lexojë Kuranin. Përse, vallë? Për faktin se i është zbehur ambicia për shqiptimin e fjalëve dhe mirësitë e fituara prej kësaj.

Ai që vazhdon në leximin e Kuranit ashtu siç është sqaruar dhe siç është përshkruar nga gjendja e gjeneratave të para, pa dyshim se kjo do ta çojë drejt gjallërimit të zemrës së tij, fuqisë së mbajtjes në mend, korrektësisë së shpirtit, ambicies së lartë dhe fuqisë së vullnetit të tij. Në fakt, këto konsiderohen themelet e suksesit të vërtetë, suksesit gjithëpërfshirës, universal, të qëndrueshëm në situata të vështira, ashtu siç ndodh edhe në situata mirëqenieje.

Ai që i aplikon këta dhjetë çelësa, s'do mend se do të shohë dritën e Kuranit, si dhe do të bëhet prej të afërmve të Allahut, që nuk do të kenë frikë e as nuk do të pikëllohen, prej atyre që i ka lavdëruar Allahu i Lartësuar me fjalët e Tij:

**"Kur iu lexoheshin vargjet e të Gjithëmëshirshmit, binin duke bërë sexhde dhe qanin."** (Merjem, 58)

E lusim Allahun e Madhërishëm që me mirësitë e Tij të na bëjë prej tyre! Ai jep sukses dhe udhëzon në rrugë të drejtë. Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të Dërguarin e Allahut, mbi familjen dhe mbi shokët e tij!

**Shtojcë (1): Udhëtimi im me librin**

Udhëtimi im me këtë libër ka filluar që kur arrita të kuptoj se jeta është luftë, këmbëngulje, përplasje ndërmjet të vërtetës dhe të kotës, të mirës dhe të keqes, si dhe stabiliteti në të vërtetën dhe fitimi i të dobishmes medoemos kërkojnë përpjekje dhe veprim.

Pikënisja ishte kur lexoja librin *Xhevabul kaf.* Sa herë që kam ndjerë vetëkontroll të dobët mbi zemrën, ambicie të ulët dhe rënie në gabime, aty e gjeja ilaçin dhe kisha dobi për një farë periudhe. Më pas kalova te librat e mendimtarëve, intelektualëve bashkëkohorë, si: *Kavarib en nexhat*; *Hadithu shejh*; *Terbijetuna rruvije*; *Xhedid hajateke* dhe vepra të tilla, që i mbaja afër vetes e i lexoja për të marrë prej tyre, ushqimin shpirtëror, sipas autorëve të atyre veprave.

Më pas erdhi një periudhë që u lidha me librin *Ringjallja e diturive fetare* (*Ihjau ulumid din*), të Gazaliut, si dhe librin *Rruga e lumturisë së përjetshme - Modeli i njeriut të përsosur* (*Muhtesar Minhaxh el Kasidin*), të Ibn Kudames.

Në periudhën universitare orientimi ishte kah librat perëndimorë, që kishin pushtuar tregjet, si: *Si t'i përfitosh miqtë*; *Lëre brengën, filloje jetën*; *Kontrolloje veten*; *Mbizotërimi i vullnetit* dhe vepra të tjera. Sa herë që shfaqej ndonjë problematikë ose kërkoja trajtimin e ndonjë çështjeje, iu referohesha këtyre librave. I kam lexuar më tepër se një herë, si dhe i kam përmbledhur në formë të rregullave dhe bazamenteve, që atëherë më sillej

në mend një pyetje e habitshme: Si mund të jetë ilaçi dhe ndryshimi në libra të tillë e nuk është në Kuran?

Më pas erdhi një periudhë tjetër kur u lidha me librin *Medarixhu salikin*, veçanërisht pasi iu botua versioni i shkurtuar njëvëllimësh. Ai ishte shoku im në udhëtim dhe në vend, që e lexoja me synim të forcimit të ambicies dhe arritjen e vetëpërmbajtjes.

Pastaj vijoi një periudhë, ku nuk kaluan vite, u orientova drejt librave dhe kasetave të fuqizimit dhe avancimit personal, që filluan të garonin në tërheqjen e njerëzve. U preokupova drejt shumicës së atyre librave duke kërkuar avancimin dhe zhvillimin, prej të cilave: *Shtatë zakone*; *Ringjalle fuqinë tënde të fshehur*; *Administrimi i prioriteteve*; *Leximi i shpejtë*; *Si ta dyfishosh inteligjencën tënde*; *Dhjetë çelësa drejt suksesit*; *Programi Neuro-Linguistik*; *Si ta forcosh memorien tënde*; *Ji i qetë*; *Lumturia brenda tre muajsh*; *Si të bëhesh optimist* etj., lista e të cilëve nuk mbaron. I lexoja dhe i dëgjoja me vëmendje duke hulumtuar, me shpresë se do të ndryshojnë diçka nga realiteti si dhe të bëhen pikënisje dhe shpëtim nga pikat e dobëta, mirëpo pa ndonjë rezultat. E falënderoj Allahun që ishin pa ndonjë sukses, si dhe që shpëtova nga sprovat e këtyre referencave njerëzore për sukses. Si do të ishte gjendja ime sikur të kisha arritur sukses prej librave të tillë, ndërkohë e kam harruar Librin e Zotit tim deri në vdekje?

Pyetje e habitshme që thërret për t'u çuditur dhe për t'u habitur: A thua ky konfuzion i ka ndodhur një njeriu që

jeton në xhunglat e Afrikës apo në xhunglat e Azisë dhe nuk i ka ardhur Kurani? Apo i ka ndodhur një personi që e di Kuranin përmendsh që nga shkolla e mesme, megjithëkëtë nuk ka përfituar prej tij ngase i ka harruar këta çelësa.

Kjo është pyetja e mistershme, që ia hulumtoja përgjigjen. Dhe falë Allahut e kam gjetur. Prandaj, vëlla musliman, ki kujdes të mos kalosh nga kjo botë pa e shijuar më të këndshmen dhe më të mirën e asaj ç'ka në të. Ai është Kurani, fjala e Allahut të Lartësuar, që përfundimisht të begatuarit me të nuk i ngjan asnjë begatie tjetër. Kjo begati, me lejen e Allahut të Madhërishëm, do të arrihet për atë që i merr këta çelësa që na i dhuruan gjeneratat tona të para, me ç'rast iu hapën thesaret e Kuranit e me to iu hapën edhe thesaret e tokës dhe mirësitë e saj, që njëherazi ishin populli më i mirë i dalë për njerëzimin.

**Shtojcë (2): Dhurata më e vlefshme që prindi mund t'ia bëjë fëmijës së tij**

Pa dyshim se dhurata më e vlefshme dhe bamirësia më e madhe që prindi mund t'ia bëjë fëmijës është që ta edukojë në frymën e çelësave të meditimit të Kuranit, të cilët i kam përmendur nga gjeneratat e para, që nga vegjëlia e derisa të armatoset me Kuranin në këto kohë në të cilat sprovat janë shtuar, brengat dhe pikëllimet janë përhapur, sëmundjet psikologjike janë rritur, zemrat janë dobësuar nga bartja e fatkeqësive, saqë njerëzit kanë filluar të hulumtojnë zbavitje dhe argëtime në forma të ndryshme, që i rënduan fizikisht dhe financiarisht, përmes të cilave mbërritën në qorrsokak.

Ai që rritet e zhvillohet me faljen e namazit me Kuran, e lexon ashtu siç e kam përshkruar, me lejen e Allahut të Lartësuar, rritet e zhvillohet zemërfortë, me trup të fuqishëm, me hapa të qëndrueshëm, e çan rrugën e tij në jetë pa u frikësuar e pa probleme, ngase e gjen komentin dhe gjykimin e qartë e të qëndrueshëm për çdo situatë në të cilën kalon, për çdo metodologji dhe tezë që garojnë në vërtetimin e qenësisë së tyre. Vazhdoj të dëgjoj dhe të shoh fragmente dhe tragjedi të devijimeve intelektuale dhe morale që ndodhin nga bijtë e muslimanëve dhe e tërë kjo është për shkak të shpërfilljes së lidhjes me Kuranin, litarin e fortë të Allahut. Ai që kapet me të, nuk humbet, e të kapurit me të nuk bëhet vetëm me çelësat e format e shtjelluara më lart.

Kjo është rruga më e lehtë dhe më e shkurtër në edukimin e fëmijëve për atë të cilit i jepet suksesi dhe ka mundësi. Sakaq, ai që privohet, do të mbetet i izoluari i përvojave, metodave e ideve që nuk kanë fillim as mbarim, përvoja dhe mjete të ndryshme, të kushtueshme, vështirë të realizueshme, me rezultate të dobëta, ndërtime të brishta që nuk mund t'u bëjnë ballë situatave të vështira dhe momenteve kritike.

Kujto se kur ti e edukon fëmijën tënd që nga vegjëlia mbi Kuranin, me metodën që e kam përshkruar, pa dyshim se në zemrën e tij e ngulit mbikëqyrësin i cili e shoqëron kudo që shkon dhe në çdo kohë, rrjedhimisht nuk do të kesh nevojë asnjëherë ta mbikëqyrësh dhe ta përcjellësh, ngase mbikëqyrësi i tij fuqishëm është skalitur në gjoksin e vet, kurse ti fle i qetë dhe i vjel frytet e asaj që i ke mbjellë në zemër në vitet e para të jetës së tij.

**Shtojcë (3): Kurani dhe agjërimi**

Abdullah ibn Amri, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, përcjell se i Dërguari i Allahut, ka thënë: *"Agjërimi dhe Kurani do të ndërmjetësojnë për robin në Ditën e Gjykimit. Kështu, agjërimi do të thotë: "O Zoti im! Unë e kam privuar atë nga ushqimi dhe epshet (gjatë ditës), ndaj më lejo të ndërmjetësoj për të. Ndërkaq, Kurani do të thotë: "Unë e kam privuar nga gjumi i natës, ndaj më lejo të ndërmjetësoj për të. Atëherë u jepet leja për të ndërmjetësuar."*[147]

Pa dyshim se lidhshmëria ndërmjet Kuranit dhe agjërimit është e fortë. Ndër urtësitë më të mëdha dhe më të rëndësishme të ligjshmërisë së agjërimit gjatë ditës së muajit Ramazan është përgatitja e zemrës për meditimin e Kuranit kur fillon faljen e namazit të natës me të. Vërejmë se shumë njerëz kur e teprojnë gjatë ushqimit dhe pirjes në kohën e iftarit dhe darkës ua lejojnë vetes t'u ikë kjo dobi e madhe.

Mjekësia moderne dhe ajo alternative vërtetojnë rëndësinë e agjërimit për kalitjen e zemrës si dhe kryerjen e funksioneve fizike dhe morale. Nuk dua të zgjerohem në këtë çështje, ngase hapësira nuk lejon, mirëpo ju orientoj

[147] *Musned Ahmed ibn Hanbel*, 2/174, 6626. Ahmed Shakir e cilëson si të saktë.

drejt disa referencave.[148] Megjithëse jam i bindur thellë në urtësinë e ligjshmërisë së agjërimit, pa u lodhur referimit të atyre librave dhe shpenzimit të kohës dhe mundit në leximin e tyre, për këtë na mjafton fjala e Allahut të Lartësuar tek thotë: **"Por, agjërimi juaj është më i dobishëm, në qoftë se e dini."** (Bekare, 184)

Ky është mesazh nga Zoti i botëve, që përmban sinjale dhe udhëzime të shumta. Allahu i Madhërishëm e vendos për ne këtë rregull madhështor: Agjërimi është më i dobishëm për ne. Vetëm disa dobi të agjërimit janë vërtetuar përmes analizave laboratorike dhe analizës së shkencëtarëve, të cilët e konfirmojnë rëndësinë e kësaj lidhshmërie ndërmjet agjërimit dhe meditimit, përsiatjes dhe mendimit. Faktet e saktësisë së kësaj, thëniet e specialistëve të shkencëtarëve muslimanë dhe jomuslimanë nuk mund t'i përfshijë një libër, kurse thëniet dhe fjalët e përcjella prej tyre janë shumë më shumë. Një pjesë e tyre janë shprehur për gjendjen e tyre si dhe kanë përmendur çfarë kanë gjetur, kurse pjesa më e madhe e tyre kanë gjetur, porse nuk e kanë shfaqur atë.

Nëse vërtet e dëshiron meditimin e Kuranit dhe ndikimin prej tij, atëherë merre këtë çelës të mrekullueshëm, veçanërisht gjatë muajit Ramazan, që është agjërimi.

---

[148] “Dieta e agjërimit”, botuar nga shtëpia botuese *Dar Tuvejk*, “Agjërimi dhe shëndeti”, të autorit Nexhib el Kejlani, “Agjëroni, do të jeni të shëndoshë”, “Studim shkencor rreth dobive të agjërimit”, shejh Seid el Ahmeri, *Darul Mearif*, “Shëroje veten me agjërim”, Muhjidin Abdulhamid.

Agjërim i shëndoshë ku agjëruesi kujdeset për zbatimin e asaj që është cekur në hadith, siç përcjell Mikdad ibn Madi Keribi, që thotë se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!*, duke thënë: *"Enën më të keqe që e mbush njeriu është barku i tij. I mjaftojnë ca kafshata për të mbajtur veten. Por, nëse nuk mundet, le ta mbushë një të tretën me ushqim, një të tretën me lëngje dhe një të tretën ta lërë për frymëmarrje."* (Shënojnë imam Ahmedi, Tirmidhiu, Nesaiu, Ibn Maxhe. Tirmidhiu thotë se hadithi është hasen sahih.)

Ky hadith konsiderohet bosht përmbledhës për të gjitha bazat e mjekësisë. Transmetohet se kur mjeku Ibn Ebi Masevejh e ka lexuar këtë hadith në librin e Ebi Hajthemes, *Allahu e mëshiroftë!*, ka thënë: "Po qe se njerëzit do t'i praktikonin këto fjalë, do të ishin të sigurt dhe do të shpëtonin nga sëmundjet, si dhe do të mbylleshin barnatoret."

Agjërimi nuk nënkupton të përmbahesh nga ushqimi dhe pija për një periudhë e më pas ta kompensosh shumëfish atë prej së cilës je përmbajtur. Me siguri ky agjërim nuk është i dobishëm. Agjërimi që i sjell dobi agjëruesit është ai që shoqërohet me mosngopje në kohën e iftarit. Disa të rinj deklarojnë e thonë se kam agjëruar, por nuk kam gjetur mburojën të cilën e ka cekur i Dërguari i Allahut, *lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të*!

Them po. Nëse në kohën e iftarit e kompenson ushqimin e kohës së agjëruar, kjo nuk është esenca e agjërimit, por

lodhje dhe dënim i trupit, ngase synimi i agjërimit është ta ruajë trupin në përgjithësi, veçanërisht zemrën, nga helmet e ushqimeve dhe pijeve. Ky është kuptimi i fjalës së të Dërguarit të Allahut, *lavdërimi dhe paqja e Zotit qofshin mbi të!*, kur thotë: *"Agjërimi është mburojë."* Kur zemra pushon nga helmet e ushqimit, kalitet dhe zbutet.

Merueziu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "I thashë Ebu Abdullahut, d.m.th. imam Ahmedit: “A mund të gjejë njeriu butësi në zemrën e tij duke qenë i ngopur? Ai tha: "S’e besoj."

Nafiu, *Allahu e mëshiroftë!*, përcjell nga Ibn Omeri, *kënaqësia e Allahut qoftë mbi të!*, që thotë: "Nuk jam ngopur që kur e kam përqafuar Islamin."

Muhamed ibn Vasiu, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Ushqimi i paktë e bën njeriun të kuptojë dhe të jetë i kuptueshëm, të kalitet dhe të zbutet, kurse ushqimi i tepërt e rëndon pronarin nga shumë gjëra që i dëshiron."

Ebu Sulejman ed Darani, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Nëse ke ndonjë nevojë të kësaj apo të botës tjetër, mos ha derisa ta kryesh atë, ngase të ngrënët e ndryshon mendjen."

Kathm el Abidi, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Thuhej: Ai që dëshiron t'i ndriçohet zemra, le ta pakësojë ushqimin e vet."

Othman ibn Zaide, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Sufjan Theuriu, *Allahu e mëshiroftë!*, më ka shkruar: "Nëse

dëshiron që trupi yt të jetë i shëndetshëm dhe të të pakësohet gjumi, ha pak ushqim."

Ibrahim ibn Ed'hemi, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Ai që e rregullon stomakun e tij, e ka rregulluar fenë, kurse ai që e mbizotëron urinë e tij, e mbizotëron mirësjelljen."

Hasan ibn Jahja el Husheni, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë: "Ai që dëshiron t'i rrjedhin lotët e t'i zbutet zemra, le të hajë e të pijë sa për gjysmën e stomakut."

Ahmed ibn Ebil Havari, *Allahu e mëshiroftë!*, thotë se këtë ia kam treguar Ebu Sulejmanit, që më tha: "Për këtë ka ardhur hadithi *një e treta për ushqim dhe një e treta për pije.*"

Transmetohet nga Shafiu, *Allahu e mëshiroftë!*, se ka thënë: "Qe gjashtëmbëdhjetë vjet nuk jam ngopur plotësisht, përveç ndonjëherë aty-këtu, e që jam munduar ta largoj, ngase ngopja e rëndon trupin, e ngurtëson zemrën, e largon mendjemprehtësinë, e sjell gjumin dhe e dobëson njeriun prej adhurimit."

Aishja, *Allahu qoftë i kënaqur me të!*, thotë: "Risia e parë pas të Dërguarit të Allahut ka qenë ngopja. Zemrat e njerëzve që u mbushet stomaku jepen pas kësaj bote."

**Letër çdo mësuesi e mësueseje në botë**

Vëlla dhe motër mësuese! Ju që Allahu jua ka lehtësuar zemrat e të rinjve t'ju dëgjojnë e t'ju respektojnë, t'i shenjtërojnë fjalët tuaja, t'ju shohin model të mirë dhe shembull që duhet ndjekur, ju drejtohem me këtë letër. Përpiquni të përçoni çështjet shkencore dhe praktike që përmban ky libër në mënyrën dhe metodologjinë tuaj të veçantë, që te të rinjtë të ngulitet fakti se suksesi, lumturia dhe fuqia e tyre është me këtë Kuran fisnik. Udhëzojini drejt rrugës së të falurit të namazit me Kuran, mësojini se ai është rruga e vërtetimit të kuptimeve të tij madhore në zemra. Mësojini si t'ia drejtojnë lutjet Allahut të Lartësuar që t'ua furnizojë dashurinë ndaj Kuranit dhe t'ua hapë thesaret e tij, t'ua ndriçojë shkëlqimet e tij. Shpjegojuni në detaje dhe në vazhdimësi se jeta pa Kuranin fisnik është dëshpërim, humbje dhe shkatërrim dhe se Allahu i Lartësuar këtë Kuran e ka zbritur mëshirë dhe udhëzim për botët.

Ky libër përmban një sërë ajetesh, hadithesh, thëniesh të gjeneratave të para që sqarojnë rrugën e bashkëveprimit me Kuranin dhe përfitimin prej tij. Komentojani e shpjegojani si dhe bëni që t'i mësojnë aq sa kanë mundësi, në mënyrë që të jetë inkurajim për ta për të punuar sipas tyre.

Kontrolloji herë pas here dhe mbikëqyri reagimet ndaj asaj që u ke mësuar në lidhje me këtë çështje të rëndësishme në jetën e tyre. Përmes kësaj ata do të jenë një prej

mirësive dhe mbjellësit e diturive të tua. Do të kënaqesh dhe do të gëzohesh kur i sheh të gëzuar, të dobishëm, që ndikojnë në popullin e tyre.

Lus nga ti të shpresosh shpërblimin në përçimin e materialit të këtij libri tek ata që i ke nën kujdesin tënd, loçkat e zemrave tona, gjendja dramatike e të cilëve na brengos. Vuajtjet dhe shqetësimet e shumicës së tyre, humbja intelektuale dhe morale, në një kohë që janë shtuar banditët, janë të ndryshme lakmitë e lakmitarëve dhe mjetet e tyre, kurse shumica janë ngatërruar duke kërkuar fuqinë, avancimin dhe realizimin e suksesit në jetë, ndërkohë e kanë në duart e veta, Kuranin fisnik.

Libri tregon rrugën e shkurtër, të sigurt dhe të fuqishme për edukim e reformë, mirëpo çështja kërkon shpjegim dhe sqarim për atë që nuk ka mundësi këtë.

E lus Allahun e Lartësuar të të bëjë çelës prej çelësave të fuqisë dhe suksesit për umetin, si dhe në duart e tua ta realizojë ndihmën ndaj Islamit e muslimanëve.

